PROGRESI
BOTIME

TË RINJ




Fjala më e bukur është Libri i Allahut. Rruga më e mirë është sunneti profetik. Streha më e sigurt është devotshmëria. Të folurit më me virtyt është përmendja e Allahut.

Tregimet më të bukura gjenden në Kuran. Rrugët më të ndritura janë rrugët udhëzuese të profetëve.

Dija më e mirë dhe më e dobishme, është ajo që kthehet në kulturë. Justi(kimi më i keq është ai që bëhet në momentin e vdekjes. Pendimi më i keq, është ai në ditën e kiametit. Pasuria më e mirë, është ajo e zemrës.




Besimtarët janë në trupa të ndryshëm, ata janë të detyruar ta konsiderojnë njëri-tjetrin si organet e një trupi që jetojnë me një zemër të vetme. Ashtu siç i gjithë trupi e ndjen dhimbjen e një organi, edhe perceptimi i vuajtjeve të vëllezërve të fesë, është një sprovë ndërgjegjeje për të gjithë besimtarët.

Allahu i Lartëmadhëruar i ka krijuar njerëzit nevojtarë ndaj njeri-tjetrit. Shoqëria, ashtu si ka klasën e pasur dhe të fortë, ka e do të ketë gjithmonë edhe klasën e të dobtëve, të njerëzve me probleme shëndetësore dhe të nevojtarëve. Ne duhet të pyesim veten: "Pse i krijoi Allahu i Lartëmadhëruar nevojtarët?" Përgjigjja dihet: "Nevojtarët janë amanet i Allahut (xh.sh.), që ua ka lënë jonevojtarëve." Këtë përgjegjësi e ka dhënë Vetë Allahu.

SHQIPËRI: Rr: Studenti; Sheshi "2 Prilli"; Shkodër; Shqipëri | Mob: +355 67 340 6182 | e-mail: rev.etika@gmail.com
KOSOVË: Rr: Ardian Zurnaxhiu; pn. Ralin; Prizren; Kosovë | Mob: +377 44 566 577
MAQEDONI: Drvarska 28; Stara Carsija; Skopje; Makedonija | Mob: +389 7042 8245

# Editorial

بسم الله الرحمن الرحيم

Çdo rrugë dhe udhëtim ka një fillim dhe një fund. Jeta e kësaj bote fillon me lindjen dhe përfundon me vdekjen. Jeta përmblidhet me fjalinë "ka lindur në këtë datë, ka vdekur në këtë datë". Aftësi e vërtetë, është të shfrytëzosh sa më mirë kohën ndërmjet lindjes dhe vdekjes dhe të sigurosh ushqim si për botën kalimtare ashtu edhe për atë të përjetshme.

Qëllimi i udhëtimit, është të mbërrihet në vendin dhe destinacionin e dëshiruar në mënyrë të sigurt. Në këtë botë ka lloje të ndryshme udhëtimesh. Udhëtimet bëhen për të fituar pasuri, për të marrë dije, dhe mbase edhe vetëm për të vizituar ndonjë vend. Zakonisht, në fund të udhëtimeve të tilla, njeriu kthehet aty ku është nisur, ose në një vend ku do të qëndrojë gjatë. Të gjitha këto shkuarje dhe kthime, janë cilësi e jetës së kësaj bote.

Përveç këtyre udhëtimeve që kanë një nisje dhe një kthim, ka edhe një udhëtim pa kthim. Ky është udhëtimi i vërtetë. Rruga pa kthim është ajo që të çon tek Krijuesi i Plotfuqishëm, pronarit të rrugëve dhe udhëtarëve.Jeta e kësaj bote është vetëm një fazë, një qëndrim i përkohshëm në rrugën drejt Zotit tonë. Ata që nuk mendojnë për fundin e rrugës dhe nuk bëjnë përgatitjet e duhura, e humbasin kohën si fëmijë të zhytur në lojë dhe kthehen në shtëpi duarbosh kur vjen mbrëmja. Siç shprehet Rumiu: *"Kjo botë është shesh loje, e vdekja natë. Ju ktheheni e largoheni, por qesja është bosh dhe ju të lodhur."* Njeriu i zgjuar e sheh këtë aspekt të vërtetë të dynjasë dhe nuk harron se është mysafir këtu. Kur vjen meleku i vdekjes për të marrë amanetin, ai nuk e ka të vështirë t'ia kthejë atë. Madje, shkuarjen në botën tjetër, e konsideron si dalje nga burgu apo shpëtim nga kafazi.

Fati i atyre që harrojnë se janë mysafirë në dynja dhe nuk mendojnë kurrë për vdekjen, do të jetë i tmerrshëm. Në momentet e fundit, bota e tyre do të përmbyset dhe do të tronditen prej dhimbjes së largimit nga kjo dynja, të cilën ata e adhuronin. Ata janë si i burgosuri që kapet gjatë arratisjes...Rruga e drejtë, është ajo që të çon tek Allahu. **"Kjo është rruga Ime e drejtë; prandaj ndiqeni e mos shkoni rrugëve të tjera që t'ju shmangin nga rruga e Tij!.."** (En'am, 153.)


Revista ETIKA

**Mars 2022**
VITI: XVI
NUMRI: 168

**BOTUESI**
Shtëpia botuese "Progresi"

**DREJTOR**
Albert Halili

**KRYEREDAKTOR**
Alban Kali

**REDAKTOR**
Zija Vukaj

**PËRKTHYES**
Albert Halili
Fatmir Sulaj
Ilir Hoxha

**DIZAJN**
Bledar Xama

**ADRESA**
Rr: Studenti; Sheshi "2 Prilli"
Shkodër; Shqipëri

**MOBILE**
+355 67 340 6182

**E-MAIL**
rev.etika@gmail. com

**WEBSITE**
www.progresibotime.com

**KOSOVË**
Rr: Ardian Zurnaxhiu; pn. Ralin
Prizren; Kosovë
Mob: +377 45 639 143
Prishtinë; Kosovë
Mob: +377 44 566 577

**MAQEDONI**
Drvarska 28; Stara Carsija
Skopje; Makedonija
Mob: +389 7145 6003

**ABONIMI VJETOR**
Shqipëri: 2000 lekë
Kosovë: 15 Euro
Maqedoni: 900 Denar
Evropë: 80 Euro



Ju bëjmë të ditur se materialet e sjella në redaksi pavarësisht nëse botohen apo jo nuk i kthehen autorit. Koha e botimit të një materiali përcaktohet nga redaksia. Honoraret e shkrimeve autoriale ose përkthimeve duhet të vini t'i tërhiqni pranë Shtëpisë Botuese "Progresi" ose pranë zyrave të përfaqësimit në Kosovë dhe Maqedoni.





# Përmbajtja



























# FUNDI I RRUGËS

TË JETOSH GJITHË JETËN SI FËMIJË DHE TË MOS MENDOSH ASGJË TJETËR VEÇ LOJËS DHE ARGËTIMIT, PËRFUNDON ME NJË ZHGËNJIM TË PËRJETSHËM. MADJE, SOT, ME MUNDËSITË QË OFRON TEKNOLOGJIA, LODRAT JANË BËRË MË TËRHEQËSE DHE MË TË SHTRENJTA, GJË E CILA I KA ZHYTUR NJERËZIT EDHE MË SHUMË DREJT LOJËRAVE. NJERIU MODERN ËSHTË BËRË PLOTËSISHT FËMINOR MES LODRAVE TË ZBUKURUARA DHE TË SHTRENJTA, KA HARRUAR LLOGARITJEN E VETES DHE TË JETËS SË TIJ DHE KA KRIJUAR NJË BOTË TË PAKUPTIMTË DHE PA SYNIM, DUKE RENDUR PAS ËNDRRAVE FËMINORE.

*Ali Riza Temel*

Çdo rrugë dhe udhëtim ka një fillim dhe një fund. Jeta e kësaj bote fillon me lindjen dhe përfundon me vdekjen. Jeta përmblidhet me fjalinë "ka lindur në këtë datë, ka vdekur në këtë datë". Aftësi e vërtetë, është të shfrytëzosh sa më mirë kohën ndërmjet lindjes dhe vdekjes dhe të sigurosh ushqim si për botën kalimtare ashtu edhe për atë të përjetshme.

Qëllimi i udhëtimit, është të mbërrihet në vendin dhe destinacionin e dëshiruar në mënyrë të sigurt. Në këtë botë ka lloje të ndryshme udhëtimesh. Udhëtimet bëhen për të fituar pasuri, për të marrë dije, dhe mbase edhe vetëm për të vizituar ndonjë vend. Zakonisht, në fund të udhëtimeve të tilla, njeriu kthehet aty ku është nisur, ose në një vend ku do të qëndrojë gjatë. Të gjitha këto shkuarje dhe kthime, janë cilësi e jetës së kësaj bote.

Përveç këtyre udhëtimeve që kanë një nisje dhe një kthim, ka edhe një udhëtim pa kthim. Ky është udhëtimi i vërtetë. Rruga pa kthim është ajo që të çon tek Krijuesi i Plotfuqishëm, pronarit të rrugëve dhe udhëtarëve.

Në periudhën kur Perandoria Romake ishte në kulmin e saj, ishte bërë zakon shprehja: «*Të gjitha rrugët të çojnë në Romë*». Kjo shprehje mund të vlejë për udhëtarët dhe udhëtimet e përkohshme.



Por, rruga drejt përjetësisë të çon vetëm te Zoti. Nuk ka adresë tjetër në këtë udhëtim: **“Qoftë lartësuar Ai, në Dorën e të Cilit është pushteti mbi çdo gjë! Tek Ai do të ktheheni!”** (Jasin, 83.) Shprehja **“Tek Ai do të ktheheni, pra tek Allahu”** është përmendur tetëmbëdhjetë herë në Kuran. Kjo, do të thotë se nuk ka vend dhe derë tjetër përveç Tij. Këtë të vërtetë e shpreh edhe ajeti i mëposhtëm, i cili flet për ata që i godet fatkeqësia dhe thonë: **“Të Allahut jemi dhe vetëm tek Ai do të kthehemi!”**. (Bekare, 156.)

Kur një besimtar i ndërgjegjshëm del për udhë, duhet të niset duke llogaritur se në fund do të dalë para Tij. Prandaj, kur hipën në mjetin e udhëtimit, besimtari duhet të lexojë këtë ajet fisnik:

**“...**(Allahu) **ka bërë anije e kafshë që t’i shaloni e të mbaheni fort mbi to, e pastaj t’i kujtoni dhuntitë e Zotit tuaj dhe të thoni: «Qoftë lavdëruar Ai që i nënshtroi këto për ne, se vetë ne këto nuk do të mund t’i kishim nën pushtet dhe ne, me siguri, do të kthehemi te Zoti ynë!»”** (Zuhruf, 13-14.)

Jeta e kësaj bote është vetëm një fazë, një qëndrim i përkohshëm në rrugën drejt Zotit tonë. Ata që nuk mendojnë për fundin e rrugës dhe nuk bëjnë përgatitjet e duhura, e humbasin kohën si fëmijë të zhytur në lojë dhe kthehen në shtëpi duarbosh kur vjen mbrëmja. Siç shprehet Rumiu: *“Kjo botë është shesh loje, e vdekja natë. Ju ktheheni e largoheni, por qesja është bosh dhe ju të lodhur.”*

Abdullah Ibn Mes’udi (r.a.) tregon:

Njëherë, i Dërguari i Allahut (a.s.), kishte fjetur mbi një hasër. Kur u ngrit nga gjumi, hasra kishte lënë gjurmë në trupin e Profetit (a.s.). Për këtë arsye ne i thamë:

- O i Dërguar i Allahut! A të gjejmë një dyshek për ju?!

Por i Dërguari i Allahut (a.s.), tha:

- *“E çfarë lidhje kam unë me dynjanë? Në këtë botë, unë jam si ai udhëtari që pushon nën hijen e një peme, e më pas i hipën kafshës së vet dhe largohet prej aty.”* (Tirmidhi, Zuhd, 44.)



Ndërsa Ibn Omeri (r.anhuma), tregon:

I Dërguari i Allahut (a.s.), më kapi në të dy supet dhe më tha:

*“Në këtë botë bëhu si mërgimtar, madje si udhëtar!”*

Prandaj, Ibni Omeri (r.anhuma), thoshte:

*“Kur të ngrysesh, mos e prit mëngjesin dhe kur të gdhihesh, mos e prit mbrëmjen. Merr masat për sëmundje sa je i shëndetshëm, e merr masat për vdekjen sa të jesh gjallë.”* (Buhari, Rikak 3.)

Qëllimi i kësaj këshille, është që; të mos e shohësh këtë botë si një vend të përjetshëm, të mendosh se vendi i përhershëm është ahireti dhe të përgatitesh në përputhje me këtë.

Njëherë, Isai (a.s.), i pyet shokët e tij:

- Cili nga ju mund të ndërtojë një shtëpi mbi dallgët e detit?

- A është e mundur kjo!? - thonë ata të habitur.

Atëherë Isai (a.s.), u thotë:

- Kujdes pra! Mos u mashtroni nga kjo botë; mos e bëni atë një vend të përjetshëm!

Imam Gazaliu, Allahu e mëshiroftë, udhëtimin e jetës e krahason me një udhëtim me anije. Ndërsa udhëtojnë nëpër oqean, udhëtarët shohin një ishull. Kapiteni vendos të zbresin aty për një pushim dhe i këshillon: «Sigurohuni të ktheheni në anije në filan orë, përndryshe do të mbeteni këtu!». Disa nga pasagjerët i binden këtij paralajmërimi dhe kthehen në kohë në anije, ndërsa disa të tjerë vonohen duke u mahnitur nga bukuritë e ishullit, por gjithsesi, arrijnë në momentin e fundit. Mirëpo, një pjesë tjetër e harrojnë fare anijen të magjepsur nga bukuritë e ishullit. E, kur ata të kujtohen se kanë qenë udhëtarë, tashmë ishte tepër vonë; anija ishte nisur...

Pra, e gjithë çështja, është të mos humbasim anijen, të mos marrim ngarkesa të panevojshme që nuk do të

bëjnë dobi, por të marrim furnizime të vlefshme dhe të përhershme që do të na shërbejnë, jo vetëm gjatë rrugës, por edhe në destinacionin tonë kryesor, vendin e qëndrimit tonë të përhershëm. Në këtë aspekt, adhurimet janë furnizimet tona më të dobishme për jetën e përjetshme.

**“O besimtarë, frikësojuni Allahut dhe çdo njeri le të shikojë se ç’ka përgatitur për të nesërmen! Kijeni frikë Allahun, sepse Ai di çdo gjë që bëni ju! Mos u bëni si ata që e harruan Allahun, kështu që Ai i bëri të harronin vetveten! Pikërisht ata janë të pabindurit** (ndaj Allahut)**.”** (Hashr, 18-19.)

Janë bukuritë kalimtare dhe mashtruese të botës ato që zakonisht i bëjnë njerëzit të harrojnë veten. Shumë njerëz, janë si fëmijët që jepen pas lodrave dhe harrojnë çdo çështje serioze. Fëmijëria është vetëm një fazë e jetës. Por, të jetosh gjithë jetën si fëmijë dhe të mos mendosh asgjë tjetër veç lojës dhe argëtimit, përfundon me një zhgënjim të përjetshëm. Madje, sot, me mundësitë që ofron teknologjia, lodrat janë bërë më tërheqëse dhe më të shtrenjta, gjë e cila i ka zhytur njerëzit edhe më shumë drejt lojërave. Njeriu modern është bërë plotësisht fëminor mes lodrave të zbukuruara dhe të shtrenjta, ka harruar llogaritjen e vetes dhe të jetës së tij dhe ka krijuar një botë të pakuptimtë dhe pa synim, duke rendur pas ëndrrave fëminore.

“O besimtarë, frikësojuni Allahut dhe çdo njeri le të shikojë se ç’ka përgatitur për të nesërmen! Kijeni frikë Allahun, sepse Ai di çdo gjë që bëni ju! Mos u bëni si ata që e harruan Allahun, kështu që Ai i bëri të harronin vetveten! Pikërisht ata janë të pabindurit (ndaj Allahut).” (Hashr, 18-19.)

**“Ta dini, se jeta në këtë botë, nuk është tjetër veçse lojë, dëfrim e zbukurim, si dhe mburrje ndërmjet jush e rivalitet për më shumë pasuri dhe fëmijë!..”** (Hadid, 20.)

Njeriu i zgjuar e sheh këtë aspekt të vërtetë të dynjasë dhe nuk harron se është mysafir këtu. Kur vjen meleku i vdekjes për të marrë amanetin, ai nuk e ka të vështirë t’ia kthejë atë. Madje, shkuarjen në botën tjetër, e konsideron si dalje nga burgu apo shpëtim nga kafazi.

Fati i atyre që harrojnë se janë mysafirë në dynja dhe nuk mendojnë kurrë për vdekjen, do të jetë i tmerrshëm. Në momentet e fundit, bota e tyre do të përmbyset dhe do të tronditen prej dhimbjes së largimit nga kjo dynja, të cilën ata e adhuronin. Ata janë si i burgosuri që kapet gjatë arratisjes…

Natyrisht, ka një ndryshim të madh midis shkuarjes vullnetarisht në destinacion dhe marrjes zvarrë me detyrim. Ata që shkojnë vullnetarisht, arrijnë ballëhapur në destinacion. Ata që merren me dhunë, nuk do të gëzojnë aspak respekt atje ku do të çohen, sepse sido që të jetë, destinacioni i tyre do të jetë një burg.

Besimtari në këtë botë, e konsideron veten në kurbet. Kjo është si një lloj “syrgjynosje në dynja”. E pse të hidhërohet ai për ikjen nga kjo botë!? Për të është gjë e mrekullueshme të kthehet përsëri në vendin nga ku është shkëputur më parë. Malli i vërtetë për atdheun, është ai që ndjehet për botën e përjetshme. Ky mall, është si besimi i palëkundshëm në ahiret: **“Ata besojnë fuqishëm në botën tjetër”** (Bekare, 4.)

Është e pamundur t’i ikësh vdekjes, sepse s’ka as vend ku të ikësh: **“Thuaj: «Vdekja prej së cilës po ikni, do t’ju arrijë. Pastaj, ju do të ktheheni tek Ai, i Cili e di të padukshmen dhe të dukshmen dhe Ai do t’ju njoftojë ju për atë që keni bërë.»”** (Xhumu’a, 8.)

Në një farë kuptimi, të ikësh prej vdekjes, është si të ikësh prej Allahut. A ikën i dashuri prej asaj që dashuron, apo pret me padurim takimin me të? Shpëtimit i vërtetë, nuk është ikja nga Allahu, por shkuarja drejt Tij. **“Andaj ikni drejt Allahut!..”** (Dharijat, 50.)

Jeta është udhë, njeriu udhëtar, Kurani hartë dhe i Dërguari i Allahut (a.s.), është udhërrëfyes. “Rruga është e Tij, ekzistenca e Tij, pjesa tjetër s’ka rëndësi!” E gjithë çështja është zbulimi i kësaj rruge dhe ecja drejt në të. **“A është më mirë ai që shkon rrëshqanas e kokulur apo ai që ecën ballëlart në rrugën e drejtë?”** (Mulk, 22.)

Rruga e drejtë, është ajo që të çon tek Allahu. **“Kjo është rruga Ime e drejtë; prandaj ndiqeni e mos shkoni rrugëve të tjera që t’ju shmangin nga rruga e Tij!..”** (En’am, 153.)



# ÇDO GJË DËSHMON ALLAHUN, PO NJERIU?

NE TË GJITHË PO PËRPIQEMI TË JEMI NDËR ATA PËR TË CILËT DËSHMOHET MIRË NË KËTË JETË. KUSHTI I PARË PËR KËTË ËSHTË TË JEMI DËSHMITARË TË MIRË. PRA; TË VETËDIJËSOHEMI PËR QËLLIMIN TONË NË JETË. NJËSOJ SI DËSHMIA E ZOTIT TONË PËR VETEN E TIJ, EDHE NE DUHET TË JEMI TË VETËDIJSHËM SE ÇFARË JEMI, NGA KEMI ARDHUR, KU PO SHKOJMË DHE PSE JETOJMË NË KËTË BOTË.

*Mehmet Lutfi Arsllan*

Dëshmi, do të thotë të dish të vërtetën e diçkaje në mënyrë të sigurt. Kjo fjalë, është një nga konceptet më të rëndësishme që përdoret në Kuran. Domethënia e parë i këtij koncepti që na vjen ndërmend në jetën e përditshme, është kuptimi juridik, të cilit mund t'i referohemi si dëshmi gjyqësore. Pra, në këtë aspekt, dëshmitar, quhet ai që informon për një ndodhi ku ka qenë i pranishëm, të cilën e ka parë ose dëgjuar.

Kuptimi i dytë, është dëshmia në përbërjen e «kelime-i shehadet». Pra, të dëshmosh si mysliman, se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi (a.s.), është rob dhe i Dërguar i Tij. Kjo dëshmi, është deklarimi i një ndjenje që përfshin besimin dhe pohimin.

Kuptimi i tretë, i referohet gradës së lartë të fituar duke vdekur në rrugën e Allahut. Zotëruesi i kësaj grade, quhet dëshmor. Dëshmor është një përdorimi hiperbolik i fjalës dëshmitar. Dëshmia e dëshmorit; jeta e tij në rrugën e Allahut është aq e qartë dhe evidente, saqë në saje të xhihadit dhe sakrificës së tij, ai nuk heziton të japë jetën e tij. Kjo, shpreh shkallën më të lartë të dëshmisë. Ai vritet në rrugën e Allahut dhe, me vendosmërinë e tij në jetë dhe me provën e dhënë në momentin që jep jetën, ai shkon përtej të qenit dëshmitar; ai gradohet në një gradë më të lartë, që quhet shehid/dëshmor.

Koncepti i dëshmisë njihet më së miri me këtë kuptim të fundit. Megjithatë, qasja e Kuranit ndaj konceptit dëshmor dhe dëshmitar është shumë më gjithëpërfshirëse. Madje, Kurani nuk e quajti dëshmorin «shehid», siç e kuptojmë ne, por, zotëruesin e kësaj grade të lartë, e përkufizoi *"ai që vritet në rrugën e Allahut"*. Kjo duhet të na japë mundësinë për të medituar mbi kuptimet e gjera dhe të thella të konceptit të dëshmorit që përdoren në Kuran.

Dëshmia, para së gjithash, është një gjendje kuptimi dhe vetëdijeje që Zoti ynë ia atribuon Vetes. Allahu është Dëshmitar për çdo gjë. (Nisa, 33) Dëshmia e Allahut lidhet me Veten e Tij në radhë të parë dhe këtë e vërtetojnë melekët dhe dijetarët:

**“Allahu dëshmon, e po ashtu edhe engjëjt, edhe njerëzit e dijes, se nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet përveç Tij, duke mbajtur drejtësinë. S’ka zot tjetër përveç Atij, të Plotfuqishmit, të Urtit.”** (Al-Imran, 18.)

Zoti ynë i Madhëruar, ashtu siç ka dëshmuar në Njëshmërinë e Tij, ka dëshmuar edhe se Muhamedi (a.s.), është i Dërguari i cili erdhi me fenë e vërtetë (Fatih, 28), se Kurani është Libri i vërtetë (Ahkaf, 8) dhe se Islami do të mbizotërojë (Fatih, 28). Ai, është gjithashtu dëshmitar edhe për ato që bëjnë besimtarët, hipokritët, mohuesit dhe politeistët. Krahas dëshmisë së Zotit tonë, ekziston edhe dëshmia e melekëve, e Profetit tonë, e Isait (a.s) dhe dishepujve të tij, e Musait (a.s.), dijetarëve dhe ummetit të Muhamedit. Dëshmia e Profetit tonë (a.s.) dhe atyre që e pasuan atë, shprehet në ajet si vijon:

**“Kështu, Ne ju kemi bërë një bashkësi të drejtë, që të bëheni dëshmitarë përmbi njerëzit dhe që i Dërguari të jetë dëshmitar përmbi ju…”** (Bekare, 143.)

Kuptimi i parë që vjen në mendje brenda kornizës së përkufizimit të «ummetit të mesëm» të dëshmisë së Umetit të Muhamedit për të gjithë njerëzit dhe të Profetit ndaj ummetit të tij, është mënyra e jetesës. Mënyra e jetesës së myslimanëve, është mënyra e jetesës që Allahu ka dëshiruar për njerëzit. Pjesëtarët e Islamit duhet të jenë shembull për të gjithë në ruajtjen dhe mbrojtjen e së drejtës dhe së vërtetës. Të jesh një ummet i mesëm, do të thotë të jesh një bashkësi njerëzish, prej të cilëve, të tjerët mësojnë të mirën, të bukurën, mirësinë dhe të vërtetën. Dëshmitari i kësaj bashkësie të dalluar, është i Dërguari i Allahut, paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të.

Dëshmia e të Dërguarit të Allahut (a.s.), nënkupton se; ai është dëshmitar, se sa është praktikuar mënyra e jetesës, me të cilën ai e udhëzoi umetin e tij. Ne mësojmë nga «njeriu më i bukur», se si të jetojmë, dhe si rrjedhojë, si të jemi dëshmitar. Suneti është një praktikë dëshmie në këtë kuptim. Shpresohet që sa më shumë të mësohet dhe të jetohet Suneti i tij, aq më efektive do të jetë dëshmia jonë për të tjerët. Në këtë rast, i Dërguari i Allahut (a.s.), do të jetë në gjendje të dëshmojë mirë për ne. Në fakt, paralajmërimi i mëposhtëm në Haxhin e Lamtumirës, është për realizimin e një dëshmie të tillë:

DËSHMIA E TË DËRGUARIT TË ALLAHUT (A.S.), NËNKUPTON SE; AI ËSHTË DËSHMITAR, SE SA ËSHTË PRAKTIKUAR MËNYRA E JETESËS, ME TË CILËN AI E UDHËZOI UMETIN E TIJ. NE MËSOJMË NGA «NJERIU MË I BUKUR», SE SI TË JETOJMË, DHE SI RRJEDHOJË, SI TË JEMI DËSHMITAR. SUNETI ËSHTË NJË PRAKTIKË DËSHMIE NË KËTË KUPTIM. SHPRESOHET QË SA MË SHUMË TË MËSOHET DHE TË JETOHET SUNETI I TIJ, AQ MË EFEKTIVE DO TË JETË DËSHMIA JONË PËR TË TJERËT.



*“…Ta dini se unë do të shkoj para jush dhe do t’ju pres pranë burimit të Keutherit në xhenet! Unë do të gëzohem me numrin tuaj të shumtë përballë umeteve të tjera. Kujdes! Mos më turpëroni (duke bërë gjynahe)!”* (Muslim, Haxh, 147; Ebu Daud, Menasik, 56.)

Ne të gjithë po përpiqemi të jemi ndër ata për të cilët dëshmohet mirë në këtë jetë. Kushti i parë për këtë është të jemi dëshmitarë të mirë. Pra; të vetëdijësohemi për qëllimin tonë në jetë. Njësoj si dëshmia e Zotit tonë për Veten e tij, edhe ne duhet të jemi të vetëdijshëm se çfarë jemi, nga kemi ardhur, ku po shkojmë dhe pse jetojmë në këtë botë. Të jesh dëshmitar, do të thotë të dish të vërtetën e çështjes, duke e parë ose kuptuar atë.

Në momentin kur bëhemi të vetëdijshëm për të vërtetën, ne nuk mund të jemi më të njëjtë si më parë. Me atë gjendje të njohjes ose të kuptuarit, ne ngrihemi në një pozitë ndryshe nga ajo që zemë në botën e qenieve. Nëse përmbushen kushtet e dëshmisë, çdo çast që kalon në rrjedhën e kohës, e shndërron ngritjen tonë në një kurs të përshpejtuar dhe, personi që ndjek një kurs të tillë, arrin pozitën për të qenë dëshmitar i të tjerëve.

Një person që nuk dëshmon dot veten e tij, me fjalë të tjera, që nuk ka trup, personalitet apo aftësi kuptimimi, nuk mund të jetë as dëshmitar i të tjerëve. Prandaj, në radhë të parë, vjen

dëshmia ndaj vetes. Ai që e kupton veten, bëhet i aftë të kuptojë të tjerët, bazuar në njohjen e vetes së tij. Ai e njeh vendin e tij në hierarkinë e qenieve, vendos kontaktin e dëshiruar me të gjitha krijesat, veçanërisht me Zotin e tij dhe, me kontaktin që vendos, ai transferohet në rendin e mrekullueshëm (ekuilibrin) në gjithësi. Në këtë rast, të gjitha shenjat që Zoti ynë premton të na tregojë në botën e brendshme dhe të jashtme, me dëshminë e Tij kthehen në një mjet afrimi:

**"Ne do t'u tregojmë atyre shenjat Tona në hapësirat tokësore e qiellore, si dhe në vetvete, derisa t'u bëhet plotësisht e qartë se ai (Kurani) është e vërteta. Vallë, a nuk të mjafton ty që, Zoti yt është Dëshmues i çdo gjëje?!"** (Fussilet, 53.)

Të jesh dëshmitar i të tjerëve, është një gradë dalluese. Ky dallim, është përtej të qenit i kënaqur me dëshminë e vetes; është marrja përsipër e detyrës së flamurtarit të së vërtetës që jeton. Vetëdija e dëshmisë që lulëzon brenda vetes, jep fruta me detyrën e përfaqësimit jashtë vetes. Bartja e flamurit të dëshmisë, është një qëndrim vezullues dhe tërheqës, që i magjeps shikuesit. Allahu i lavdëron bartësit e këtij qëndrimi, të cilët janë të njëjtë në fjalë e vepra dhe i përmend ata së bashku me njerëzit besnikë:

**"Ata që besojnë Allahun dhe të dërguarit e Tij, pikërisht ata janë njerëzit e sinqertë. Dëshmorët do të kenë te Zoti i vet shpërblimin dhe dritën e tyre. Kurse ata që nuk janë besimtarë dhe i mohojnë shpalljet Tona, do të jenë banorë të zjarrit!"** (Hadid, 19.)

Dëshmia, është një gjendje vitaliteti që shfaqet kur afërsia me Zotin dhe vetëkontrolli gdhendet në dorën, fytyrën, sytë, lëkurën, trupin, mendjen dhe zemrën e zotëruesit të tyre. Është e pamundur që një dëshmitar të jetë i pavëmendshëm. Pavëmendshmëria është vyshkja e vigjilencës dhe vitalitetit, mbyllja e mendjes dhe e zemrës ndaj dëshmisë së vazhdueshme. Kushdo që ndalon ose e shpërfill dëshminë e tij, fillon të mbetet prapa në këtë botë madhështore, çdo moment i së cilës është një manifestim i veçantë. E, kush mbetet mbrapa, nuk mund të qëndrojë në një vend pa lëvizur (prapësohet edhe më shumë). Në vend që të marrë mësim, ai bëhet mësim për të tjerët dhe bie në një gjendje, ku duart, këmbët dhe të gjitha pjesët e tjera të trupit bëhen dëshmitarë kundër tij.

Për të mos rënë në këtë gjendje, prej së cilës strehohemi te Zoti ynë, duhet të dimë se; dëshmia është një qëndrim psikologjik. Dëshmia është qëndrimi i forcuar i vullnetit, që shfaqet me besimin në të fshehtën dhe dituri. Dituria është një mirësi që jepet duke u kapur fort pas Librit dhe Sunetit. Ndërsa besimi në të fshehtën, është një rrugë e zgjedhur duke marrë përsipër rreziqe. Dija e lehtëson ecjen në këtë rrugë. Por, distancën kryesore në këtë rrugë, ku ecim për të ruajtur dëshminë, e bëjmë me zotërimin e forcës. I Dërguari i Allahut (a.s.), e përkufizoi forcën si vijon:

*"Besimtari i fortë është më i mirë se besimtari i dobët (tek Allahu). Por tek të dy ka mirësi. Ti mundohu të arrish atë prej së cilës ke dobi! Kërko ndihmë prej Allahut dhe mos trego kurrë dobësi! Nëse të ndodh diçka, mos u qaj duke thënë, «sikur të bëja kështu, do të bëhej ashtu»! Por thuaj: «Ky është caktimi i Allahut! Ai bën çfarë të dojë!». Kjo, sepse (shprehja) «sikur...», i hap derën punëve të shejtanit."* (Muslim, Kader 34.)

Forcë, do të thotë t'i dalësh zot faktit që je dëshmitar, të ecësh drejt asaj që është e dobishme, të mbrosh atë që bën dhe të mos shikosh prapa, dhe më e rëndësishmja, të mos kthehesh pasi të kesh thënë njëherë "besoj". Forcë, do të thotë të kapesh pas jetës, të mos dorëzohesh, të pranosh atë që të jepet dhe të luftosh për më mirë; të vazhdojmë të jetojmë dëshminë tonë në çdo situatë. Kjo, kërkon ndërgjegjësim të vazhdueshëm ndaj robërisë sonë përballë Allahut. Devotshmëria jonë, është kapitali ynë i vetëm për dëshminë tonë kryesore dhe asaj për të cilën shpresojmë të dëshmojmë në të vërtetë.

Allahu i Plotfuqishëm është Zoti ynë. Ndërsa ne, jemi robërit e Tij që jemi nisur në një udhëtim për ta njohur Atë dhe për ta dashur në këtë botë, të cilën Ai e ka vënë në shërbimin tonë. Dëshmi, janë manifestimet që do të shfaqin Atë brenda dhe jashtë nesh. Çdo ngjarje që përjetojmë, çdo person dhe çdo moment për të cilin jemi të vetëdijshëm, janë forma të shfaqjes së emrave të ndryshëm të Allahut; herë të kundërta, herë të vetme, por që shfaqen gjithmonë në harmoni të përsosur. Me një "la", ne shumëzojmë me zero gjithçka që shohim përfshi edhe vetveten dhe e dimë se e vetmja gjë që mbetet, është Ai (xh.xh.). Ajo që ne dëshmojmë, është në fakt Madhështia e Tij. Kërkojmë nga Zoti ynë i Plotfuqishëm, që të jemi prej atyre që dëshmohen me këtë dëshmi, që vdesin me këtë dëshmi dhe që ringjallen me këtë dëshmi.

# TË JESH DËSHMITAR I SË DREJTËS DHE SË VËRTETËS NË TOKË

TË JESH DËSHMITAR I ALLAHUT NË TOKË, DO TË THOTË, TË TREGOSH DHE TË KUMTOSH EKZISTENCËN, NJËSHMËRINË DHE MADHËSHTINË E TIJ NË RADHË TË PARË TEK VETJA, E MË PAS TEK TË GJITHA QENIET, DUKE E DËSHMUAR KËTË TË VËRTETË SUBLIME ME TË GJITHA PROVAT E SAJ.

*Dr. Adem Ergyl*

Zoti ynë i Plotfuqishëm e bëri Profetin tonë (a.s.), “dëshmitar” për umetin e tij, dhe umetin e Profetit të Tij, e bëri “ummet dëshmitar” për mbarë njerëzimin. Pikërisht ky ummet i Muhamedit (a.s.), është një ummet i mirë, i lavdëruar me gjuhën e bekuar të të Dërguarit të Allahut (a.s.), i cili tha: *“Ju jeni dëshmitarët e Allahut në tokë”*. (Buhari, Xheaiz 86, Shehadet 6; Muslim, Xhenaiz 60.) Ky lavdërim hyjnor dhe përgëzim profetik është një nder i madh dhe një deklaratë e përgjegjësisë së lartë për këtë ummet.

Fjala «*shehid*», e cila është një koncept i Kuranit, rrjedh nga rrënja «sh-h-d», që në Arabisht do të thotë «të jesh i pranishëm në një vend», «të dish dhe të raportosh diçka» dhe është përdorur në kuptimin «dikush që ndodhet në një vend, di dhe informon». Në këtë aspekt, «*dëshmitar*» quhet personi që shpjegon se kush ka të drejtë e kush e ka gabim aty ku është e nevojshme, dhe që thotë të vërtetën për atë që ka parë dhe dëshmuar. Siç shprehet edhe Ragib el-Isfehanit, dëshmimi i së drejtës dhe së vërtetës, bëhet më së shumti me sytë e ballit (basar), dhe në disa raste me sytë e zemrës/mendjes (basiret). Të dyja llojet e shikimit janë dëshmi.

Çështja e dëshmisë ka shumë dimensione dhe llojshmëri. «Dëshmia e njeriut për vetveten», «Dëshmia për ose kundër dikujt tjetër», «Dëshmia e gjymtyrëve ndaj njeriut në ahiret», «Dëshmia e profetëve për popullin e tyre», «Dëshmia e Umetit të Muhamedit për njerëzit e tjerë në ahiret», «Dëshmia e melekëve», «Dëshmia e Zotit për Veten dhe krijesat e Tij», «Dëshmia e vetë tokës për atë që ka bërë njeriu» dhe shumë dëshmi të tjera. Për shkak se do t’i kalonte kufijtë tanë, në këtë artikull nuk do të flasim për secilën prej këtyre veç e veç, por do të përqendrohemi vetëm në «Dëshminë e së drejtës dhe së vërtetës në tokë» e këtij umeti.





CILËSIA MË E RËNDËSISHME TË CILËN DUHET TË RUAJË KY UMMET, I CILI DUHET TË JETË KRITERI I SË DREJTËS DHE SË VËRTETËS NË TOKË, ËSHTË TË QENIT I DREJTË; TA BËJË DREJTËSINË «VLERË QENDRORE» NË MARRËDHËNIET ME KRIJESAT. PRANDAJ, DIJETARËT TANË KANË THËNË SE, VLERA MË THEMELORE NDAJ ZOTIT, ËSHTË «TEUHIDI» DHE VLERA MË E LARTË NDAJ KRIJESAVE ËSHTË «DREJTËSIA».

Zoti ynë urdhëron:

**"Kështu, Ne ju kemi bërë një bashkësi të drejtë, që të bëheni dëshmitarë përmbi njerëzit dhe që i Dërguari të jetë dëshmitar përmbi ju..."** (Bekare, 143.)

Në komentimin e këtij ajeti, Elmallëllë Muhamed Hamdi Jazër, thotë:

*"O Umeti i Muhamedit! Qofshi dëshmitarë të drejtë dhe shembull për njerëzit e tjerë, si me fjalë, ashtu edhe me vepra... Siç tregon dhe tregon ajeti, «**Në të Dërguarin e Allahut ka shembull të mirë për ju.**» (Ahzab, 33/21), nëse e merrni atë (Profetin) për dëshmitar në fjalët dhe veprimet tuaja, kur uleni e ngriheni, e pranoni për prijës e shembull dhe ndiqni sirat-i mustekimin e sjellë prej tij, të gjithë njerëzit do të vijnë pas jush; ty bashkë me xhematin tënd do t'ju pranojnë si imam dhe do të kërkojnë gjithmonë fjalën tënde për të gjetur të drejtën."*

Edhe martiri Sejid Kutub, i cili sakrifikoi jetën në rrugën e Allahut, në interpretimin e të njëjtit ajet thotë:

*"Ky është një ummet që ka përvetësuar rrugën e mesme, e cila është shembull për mbarë njerëzimin. Prandaj, ai bën që drejtësia dhe barazia të mbizotërojnë mes njerëzve; përcakton kriteret dhe gjykimet vlerësuese që do të përvetësojnë ata; kur ai shpreh mendimin e tij mes tyre, ai (mendim) bëhet pikëpamja kryesore; mat gjykimet, mendimet, traditat dhe motot e njerëzve dhe thotë: "Kjo është e drejtë, kjo është e gabuar", duke thënë kështu fjalën e fundit. Përndryshe, ndërkohë që ky ummet duhet të jetë shembull për të gjithë njerëzit dhe të bëjë që drejtësia të mbizotërojë në mesin e tyre, nuk mund të jetë një nga njerëzit e tjerë që janë përgjegjës për ndjekjen e mendimeve, gjykimeve vlerësuese dhe kritereve që u vendosin të tjerët. Kështu, ky ummet do të jetë shembull për mbarë njerëzimin dhe shembulli i tij do të jetë i Dërguari i Allahut. Prandaj, Profeti do të përcaktojë kriteret dhe gjykimet e tij vlerësuese, do të gjykojë sjelljen dhe traditat e tij dhe do të thotë fjalën e fundit për të, duke peshuar çdo punë që ka bërë. Kështu, ky ajet përcakton natyrën dhe detyrën e këtij umeti dhe propozon të njihet detyra dhe pozita e tij, të jetë i vetëdijshëm për madhështinë e tij, të vlerësohet roli i tij me dimensionet e tij reale dhe të përgatitet për ta luajtur këtë rol.*

*E vetmja pengesë që qëndron përpara këtij umeti për të mbajtur këtë pozitë, që i është dhënë nga Allahu, është fakti se ai ka adoptuar mënyra të ndryshme jetese që nuk kanë asnjë lidhje me atë që ka zgjedhur Allahu, duke lënë mënjanë mënyrën e jetesës që Allahu ka zgjedhur për të; edhe pse Allahu i Plotfuqishëm dëshiron që ai të lyhej vetëm në ngjyrën e Tij, ai është lyer me shumë ngjyra, ndër të cilat ngjyra hyjnore është përjashtuar që në fillim."*[1]

Të jesh dëshmitar i Allahut në tokë, do të thotë, të tregosh dhe të kumtosh ekzistencën, njëshmërinë dhe madhështinë e Tij në radhë të parë tek vetja, e më pas tek të gjitha qeniet, duke e dëshmuar këtë të vërtetë sublime me të gjitha provat e saj. Po ashtu, të jesh dëshmitar i së Vërtetës, do të thotë të lexosh drejt edhe ajetet «fjalë» të dërguara nga Zoti, por edhe ajetet e "krijmit" (që ekzistojnë në të gjithë universin) dhe, pasi t'i kesh kuptuar në mënyrën e duhur, t'i përvetësosh ato dhe më pas t'ia tregosh dhe deklarosh gjithë botës.

Dhe, duke bërë këtë, të gjitha informacionet që përfitojmë me anë të pesë shqisave, të cilat mund t'i quajmë rrugët e jashtme të dijes, si dhe ato me anë të mendjes, duhet t'ia paraqesim në mënyrën më të bukur botëkuptimit njerëzor; me fjalë të tjera, syve dhe zemrave. Një dëshmitar i tillë,

1. Fi Dhilali'l-Kur'an, Bekare 2/143.

sigurisht duhet të zotërojë dijet e nevojshme. Zoti ynë i Plotfuqishëm këtë dimension të dëshmisë, e vë në dukje si vijon:

**“Allahu dëshmon, e po ashtu edhe engjëjt, edhe njerëzit e dijes, se nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet përveç Tij, duke mbajtur drejtësinë. S’ka zot tjetër përveç Atij, të Plotfuqishmit, të Urtit.”** (Al-i Imran, 18.)

Një nga karakteristikat më të spikatura dhe ndoshta më kryesorja, e njerëzve që kanë marrë dije dhe që kanë fituar lumturinë e të qenit dëshmitar të së Vërtetës, është vullneti dhe vendosmëria e tyre për të «ruajtur gjithmonë ndjenjën e drejtësisë dhe përgjegjësisë». Dhe kjo, është ilustruar më së miri në ajetin e mësipërm. Pra, cilësia më e rëndësishme të cilën duhet të ruajë ky ummet, i cili duhet të jetë kriteri i së drejtës dhe së vërtetës në tokë, është të qenit i drejtë; ta bëjë drejtësinë «vlerë qendrore» në marrëdhëniet me krijesat. Prandaj, dijetarët tanë kanë thënë se, vlera më themelore ndaj Zotit, është «teuhidi» dhe vlera më e lartë ndaj krijesave është «drejtësia».

Një nga domosdoshmëritë për të qenë dëshmitarë të Zotit në tokë, është të kesh një cilësi të personalitetit që i gjithë njerëzimi mund t’i besojë. Jo të jenë nga ata që veprojnë me një botëkuptim të jetës bazuar në hamendje dhe iluzione, por nga ata që mund të mbështeten mbi besnikërinë, dijen, urtësinë dhe kulturën; për të krijuar një bashkësi të virtytshme që i ofron njerëzimit një cilësi personaliteti të ndjeshëm ndaj mirëqenies, interesave dhe përfitimeve të secilit, e jo egoistë dhe interesaxhi. Kështu duhet të jetë, me qëllim që familja njerëzore t’i njohë ata si «autoriteti më i lartë», të cilit mund t’i drejtohen për të gjithë botën.

Një aspekt më i thellë i të qeni dëshmitar i Zotit në tokë, është edhe ky: Vetë ekzistenca e umetit, është dëshmi për ekzistencën, njëshmërinë, adhurueshmërinë dhe madhështinë e Zotit. Kjo gjendje, u kujton atyre Zotin në qëndrimet, sjelljet, fjalët dhe gjendjet e tyre, gjë që është manifestimi i vullnetit të Zotit në shikimet, dëgjimet, punët dhe vlerësimet e tyre. Me fjalë të tjera, besnikëria e tyre ndaj Zotit duhet të arrijë një shkallë të tillë, që vullneti i Zotit të jetë bërë vullneti i tyre dhe ata të dëshirojnë vetëm atë vullnet hyjnor. Kjo gjendje, në një farë mënyre, tregon “pozitën e mëkëmbësit të Zotit në tokë”, që është edhe qëllimi i krijimit të njeriut, e që ndoshta është sekreti i ekzistencës së njeriut, të cilin as melekët nuk arritën ta kuptonin fillimisht. Një konsistencë e tillë dëshmie, është si një reflektim i vullnetit të Zotit në fytyrën e besimtarëve. Kur hadithi i mëposhtëm vlerësohet brenda kornizës së këtij kuptimi, tema mund të kuptohet në një dimension tjetër:

Enesi (r.a.), tregon:

“Kur Profeti (a.s.), po rrinte bashkë me disa sahabë, aty pranë kaloi një xhenaze. Disa nga sahabët e përmendën të vdekurin për të mirë, me ç’rast Profeti (a.s.), tha:

*«U vendos!»*

Pastaj kaloi një xhenaze tjetër, të cilin të pranishmit e përmendën për të keq. Ndërsa Profeti (a.s.), përsëri tha:

*«U vendos!»*

Pas kësaj, Omer bin Hattabi (r.a.), pyeti:

«O i Dërguari i Allahut, çfarë u vendos?»

Profeti (a.s.) u përgjigj:

*«Të vdekurin e parë e përmendët për të mirë, prandaj u vendos që ai të shkojë në Xhenet. Pastaj, të vdekurin tjetër e përmendët për të keq, prandaj u vendos që ai të shkojë në Xhehenem. Kjo, sepse ju besimtarët, jeni dëshmitarët e Allahut mbi tokë!»*” (Buhari, Xhenaiz, 86; Muslim, Xhenaiz, 60.)

Nëse qëllimi përfundimtar i pjekurisë së umetit është që të jenë «dëshmitarë të Allahut në tokë», edhe pse arritja e këtij qëllimi mund të mos duket e lehtë apo në dukje edhe e pamundshme për secilin individ të umetit, mund të themi se është farz kifaje për të gjithë umetin, që të paktën të kenë synimin për ta bërë këtë individualisht ose të paktën që një bashkësi brenda këtij umeti ta arrijë këtë synim. I lutemi Zotit tonë të Plotfuqishëm me lutjen e mëposhtme që Ai na ka mësuar dhe shpresojmë që Ai të na ndihmojë në këtë kauzë:

**“Zoti ynë! Ne besojmë atë që na ke shpallur dhe pasojmë të Dërguarin. Na shkruaj pra, bashkë me dëshmitarët!”** (Al-i Imran, 53.)

**Amin!**

# NGA VDEKJA NË JETËN MË TË PËRSOSUR

*Halit Serhan Erxhivelek*



Sfera e ekzistencës u krijua me vullnetin e Allahut për të krijuar. Motivi i drejtuar nga vullneti hyjnor që krijoi ekzistencën, është faktori më i rëndësishëm që përcakton vlerën dhe natyrën e kësaj ekzistence. Allahu (xh.xh), krijon çdo gjë me urtësi dhe nuk krijon asgjë absurde.

Allahu i ka krijuar njerëzit dhe xhinët për të adhuruar Atë[1] dhe e ka paraqitur universin si një udhërrëfyes që tërheq mendjet e njerëzve, në mënyrë që ata të mund të meditojnë mbi manifestimet e fuqisë së Tij dhe të mos bien në shkujdesje. Konsistenca e robërisë ndaj Zotit, mishërohet tek Allahu në saje të punëve të mira që do të veprojnë njerëzit. Duke e pastruar vazhdimisht zemrën e tij, e cila është vendi i shfaqjes së përsosur të cilësive hyjnore, njeriu më në fund do të zotërojë një zemër të pastër. Kjo, do t'i sigurojë atij të vetmen dobi në jetën reale, në ahiret,[2] ku zemra e tij e mirë, do të shfaqet në trupin e tij në formën e veprave të mira, që do ta shpëtojnë njeriun.[3]

Kjo sekuencë mendimi, tregon se; Universi u krijua për njeriun, njeriu për të adhuruar Zotin dhe jeta për të qenë një vend ku mund të bëhen vepra të mira për të manifestuar devotshmërinë. Kjo e vërtetë, shprehet kështu në Kuran: **"Ai i ka krijuar jetën dhe vdekjen, për t'ju provuar se kush prej jush do të veprojë më mirë..."**[4]

Mënyra më efektive për të kuptuar një koncept, është ta mendosh atë me të kundërtën e tij. Kjo është edhe arsyeja që, Allahu (xh.xh), i cili është «muhalefetun lil hauadis» (i kundërt, i pangjashëm me krijesat e Tij), nuk mund të kuptohet, sepse idividualiteti i Tij, nuk ka shok, të ngjashëm, të barabartë apo të kundërt, dhe Ai përmban të gjitha të kundërtat në Vetvete (Xhami'ul Ezdad). Mirëpo, natyra e jetës mund të kuptohet kur vlerësohet së bashku me të kundërtën e saj[5], vdekjen.

Në ajetin e dytë të sures Mulk, i cili tregon qëllimin e krijimit të jetës dhe vdekjes, vdekja dhe jeta përmenden së bashku, por vdekja është para jetës. Ky rend shpreh kronologjinë në aspektin e jashtëm të krijimit kozmik. Allahu (xh.xh), i krijoi shpirtrat në amshim, i dërgoi në jetën e kësaj bote në një rend të caktuar dhe gjendjen e ekzistencës së shpirtrave para se të vinin në botë, e shprehu si gjendje vdekjeje.[6] Vdekja si fazë, vjen para jetës, ndërsa jeta krijohet më vonë dhe është e përkohshme.[7]

VDEKJA ËSHTË NJË MJET QË E SHNDËRRON JETËN E PËRKOHSHME TË KËSAJ BOTE NË JETË TË AHIRETIT, QË ËSHTË JETA ABSOLUTE DHE THELBËSORE. ME KËTË CILËSI, JETA E KËSAJ BOTE NUK MUND TË FITOJË KUPTIM PA REFERENCËN E VDEKJES. PRA, JETA E PËRKOHSHME E KËSAJ BOTE, MUND TË SHNDËRROHET NË JETË REALE, VETËM PASI TË KALOJË NGA PORTA E VDEKJES.

Përmendja e vdekjes para jetës, ka një shpjegim tjetër me kuptime më të thella. Jeta e deklaruar në këtë ajet, është jeta e përkohshme e kësaj bote, në të cilën njerëzit dërgohen për t'u sprovuar në devotshmëri. Jeta e kësaj bote, në aspektin e ekzistencës, është edhe e përkohshme në kuptimin kohor -me fillim dhe fund-, por gjithashtu edhe e përkohshme në kuptimin e të mirave dhe këqijave që përmban. Si të mirat, ashtu edhe vështirësitë e jetës së kësaj bote janë të përkohshme, dhe natyra e tyre ontologjike nuk është absolute. Të mirat nuk janë absolute, ato

janë një mjet sprovimi, dhe vështirësitë po ashtu, nuk janë absolute, por një mjet për të rritur gradën e robit ose për faljen e gjynaheve, në përputhje me qëndrimin e tij ndaj tyre. Kjo cilësi e të mirave dhe të këqijave të kësaj bote, në suren Fexhr shprehet në mënyrë negative nga një njeri indiferent i kësaj të vërtete. Ky njeri, mendon se; robit të cilit i jepen begati, i jepet rëndësi nga Allahu dhe trajtohet mirë, ndërsa robi që vuan në vështirësitë e kësaj bote, injorohet nga Ai - Allahu na ruajt -.[8]

Kjo cilësi e mirësive dhe e mundimeve në këtë botë, është në njëfarë mënyre shfaqje në jetën e kësaj bote të atributit Rrahman të Allahut, i Cili nuk bën dallim ndërmjet besimtarëve dhe jobesimtarëve. Me shfaqjen e atributit Rrahman, Allahu (xh.xh), jep nga mirësitë e Tij pa dallim, në mënyrë që ekzistenca materiale e kësaj bote të mund të vazhdojë. Kurse në ahiret, që është jeta reale, Zoti ynë do të shfaqë atributin Rrahim, dhe mirësitë do t'u jepen vetëm besimtarëve që meritojnë ta jetojnë jetën e botës tjetër në xhenet.

Jeta në të cilën ekzistenca është e vazhdueshme dhe në të cilën begatitë, hallet dhe shqetësimet janë absolute dhe të pandërprera; pra vetëm mirësi apo shqetësime, është jeta e ahiretit. Një arsye tjetër pse jeta e kësaj bote është e përkohshme dhe i nënshtrohet ahiretit, e cila është jeta e vërtetë, nuk është sepse këtu jetohet vetë urtësia e ekzistencës së kësaj bote, por sepse ajo është një zonë përgatitore ku jeta e vërtetë, ajo e ahiretit,[9] do të formësohet sipas konsistencës së jetës që do të jetohet këtu.

Në formulimin e ajetit, një nga urtësitë e faktit pse urdhërohet të shpallet vdekja para një jete kaq të përkohshme në këtë botë, duhet të jetë se: Vdekja është një mjet që e shndërron jetën e përkohshme të kësaj bote në jetë të ahiretit, që është jeta absolute dhe thelbësore. Me këtë cilësi, jeta e kësaj bote nuk mund të fitojë kuptim pa referencën e vdekjes. Pra, jeta e përkohshme e kësaj bote, mund të shndërrohet në jetë reale, vetëm pasi të kalojë nga porta e vdekjes.[10] Prandaj, nëse jeta e kësaj bote mund të lexohet dhe interpretohet përmes referencës së vdekjes, ajo do të kuptohet dhe jetohet me një perspektivë që shtrihet, në jetën reale. Një jetë e tillë do të thotë të jetosh jetën e kësaj bote, të krijuar për të përcaktuar atë që e meriton shpërblimin ose dënimin në ahiret, në përputhje me kuptimin e krijimit.



T'i japësh kuptim jetës me vdekjen, nuk ka të bëjë vetëm me të kuptuarit se ajo është e përkohshme dhe do të përfundojë me vdekjen. Po, ky botëkuptim mund të çojë në ndërgjegjësim në një farë mënyre, pasi na pengon të supozojmë përhershmërinë e jetës më shumë se ç'duhet. Por, gjëja thelbësore është ta jetojmë jetën duke marrë parasysh një jetë reale që do të fillojë me vdekjen. Në fakt edhe vdekja edhe jeta fitojnë kuptim me konceptin e një jete të përtejme në të cilën do të shihen rezultatet e veprave të bëra. Përndryshe, shumë njerëz të pavëmendshëm që përballë realitetit të mprehtë dhe absolut të vdekjes pranojnë se jeta është e përkohshme, por në fakt e humbasin jetën e përtejme, shkatërrohen duke jetuar me idenë; «Jeto si të duash, sepse nuk do të vijmë përsëri në këtë botë?".[11] Një jetë e tillë nuk është jetë, por jetë e kësaj bote dhe siç shprehet Kurani, është vetëm vend për të luajtur, për t'u argëtuar, për t'u mburrur, për t'u dukur, për të përfituar dhe për t'u mashtruar.[12]

Gjendja më e përkryer e jetës reale, ahiretit, është vëzhgimi i bukurisë së Allahut nga besimtari. Për shkak të dispozitës së **"Len terani"**[13], nuk është e mundur që robi ta shohë Allahun (xh.xh) në këtë botë. Por, kjo nuk i pengon robërit besimtarë që në këtë botë, ta adhurojnë Allahun (xh.sh.), sikur e shohin, sepse besimtarët e vërtetë, shohin me sytë e zemrës, jo me sytë e ballit. Këta besimtarë janë ata që mund të vdesin para se të vdesin; siç ka thënë Resulullahu (a.s.). Nëse një besimtar e jeton jetën e tij duke bërë vepra të mira, që është qëllimi i krijimit të tij, ai do t'i arrijë begatitë e Xhenetit dhe Xhemalullahun në botën tjetër. Ata që vdesin vullnetarisht në jetën e kësaj bote, para se të ndodhë vdekja e tyre e pavullnetshme, do të arrijnë mirësinë e adhurimit të Allahut (xh.sh), ashtu sikur janë duke e parë. Për më tepër, si rezultat i vdekjes së tyre vullnetare gjatë kohës që ishin në këtë botë, ata do të arrijnë bekimin e vëzhgimit të Xhemalullahut në ahiret, në përpjesëtim me njohjen e Allahut që arritën në këtë botë.

**REFERENCAT:** ***1)*** Dharijat, 56. ***2)*** Shuara, 89. ***3)*** Asr, 3. ***4)*** Mulk, 2. ***5)*** Elmalılı Muhammed Hamdi YAZIR, **"Hak Dini Kur'an Dili"**, Fazilet Nesriyat, 1. Baskı, İstanbul – 2015, Cilt 7. S. 5155. ***6)*** Bekare, 28. ***7)*** Ismail Hakkı BURSEVİ ks., **"Ruhu'l Beyan"** Cilt 22. S.14. Erkam Yayınları. ***8)*** Fexhr, 15. ***9)*** Shih. Buhari, **Megazi** 29, 33, 34, 110, Muslim, **Xhihad** 127, Tirmidhi, **Menakib** 3857. ***10)*** **"Hak Dini Kur'an Dili"**, Cilt 7. S. 5157 - 5158. ***11)*** **"Hak Dini Kur'an Dili"**, Cilt 7. S. 5158. ***12)*** Hadid, 20. ***13)*** Araf, 143.

# REFLEKTIMET E TEKNOLOGJISË NË ZHVILLIM NË JETËT TONA



*Dr. Ilyas Kandemir*

Fillimi i viteve 2000 ishte periudha kur epoka e informacionit arriti kulmin. Tashmë, njerëzit janë në gjendje të aksesojnë informacionin shpejt dhe në kohë reale. Bibliotekat janë në xhep, aksesi në informacionin e vjetër ose të menjëhershëm është bërë një pjesë kyçe e shumë industrive. Kjo situatë nisi natyrshëm vënien në pikëpyetje të të kuptuarit të edukimit, i cili bazohet në mësimin përmendsh. Çfarë dobie ka memorizimi i informacionit që tashmë është i arritshëm në sekonda dhe nuk dihet se ku dhe si ta përdorësh?

Ndërkohë që shtete, kompani apo grupe të ndryshme shfrytëzuan mundësitë e kësaj epoke të informacionit, ata nuk donin të humbisnin as rastin për të abuzuar me të. Sidomos në vitet 2010, ata u përpoqën të manipulonin njerëzit ashtu siç dëshironin, duke injektuar informacione të rreme ose të njëanshme krahas ose në vend të informacionit të saktë, dhe patën sukses të konsiderueshëm në këtë pikë. Kjo ishte një fuqi serioze dhe zotërimi i kësaj fuqie do të thoshte të shtije në dorë internetin dhe median. Kështu, rrjeti i informacionit, i monopolizuar dhe manipuluar nga një numër i vogël njerëzish, ka ndikuar në mendimet e miliarda njerëzve.

Kjo ishte epoka e dezinformimit (shtrembërimit të informacionit). Të vërteta shekullore apo lajme të freskëta, janë paraqitur të shtrembëruara para njerëzve. Tashmë, në mënyrë që njerëzit e vetëdijshëm të kuptonin se çfarë ishte e vërtetë apo e gënjeshtërt, ata duhej të përdornin disa filtra dhe të filtronin informacionin që kishin akses, për të arritur të vërtetën.

Kjo situatë vazhdon ende. Ashtu siç ekziston rreziku i helmimit nëse në trup hyn diçka që nuk është e dobishme dhe që nuk mund të përdoret nga qelizat siç duhet, ashtu edhe perceptimi i një informacioni të tillë të shtrembëruar si i saktë, pa u filtruar, mund të çojë në helmimin e trurit dhe perceptimeve. E në fakt, ky është edhe qëllimi i kësaj përpjekjeje dezinformuese. Në këtë rast, mediat apo burimet e internetit që i shërbejnë këtij informacioni të deformuar veprojnë edhe si viruse. Por, si duhet ta bëjmë këtë filtrim? Ja pra, kjo është pikërisht një çështje shumë e rëndësishme, për të cilën duhet të punojnë njerëzit kompetentë.

Mënyra më efikase për t'u mbrojtur nga dezinformacioni, është qasja në informacion nga burime të besueshme.[1] Por, të zbulosh burime të besueshme, nuk është një detyrë e lehtë. Më e vështirë akoma është çështja e përçimit të këtyre burimeve te njerëzit. Mirëpo, të mos bësh përpjekje për të dëgjuar dhe përhapur të vërtetën dhe të mos mendosh për të vërtetën, do të ishte një gabim fatal.[2] Edhe pse shtetet ndonjëherë përpiqen ta arrijnë këtë nëpërmjet metodave të tilla si kufizimi i aksesit në burime që shtrembërojnë informacionin dhe nënvizimi i burimeve të duhura në përputhje me interesat kombëtare, ky është një proces shumë i mundimshëm. Ndoshta gjëja më e mirë për të bërë është të edukoni njerëzit mbi pikat e aksesit në informacionin e duhur, dallimin dhe filtrimin e informacionit të shtrembëruar që u paraqitet dhe mbrojtjen prej tyre. Përveç kësaj, ky mekanizëm filtrues duhet të jetë vazhdimisht aktiv, ashtu si softueri antivirus në kompjuter. Për shembull, nëse viruset «Trojan» depërtojnë njëherë në një mënyrë të ngjashme

me kalin e Trojës në histori, kjo mund të çojë në rezultate katastrofike. Fitimi i kësaj vetëdijeje mund të bëhet duke rishikuar sistemin arsimor në përputhje me kërkesat e kohës.

Tani që ne mund të aksesojmë informacionin e printuar brenda sekondave, nga një distancë xhepi, bëhet gjithnjë e më e pakuptimtë t'i edukojmë fëmijët tanë të mësojnë përmendësh pa menduar. Sidoqoftë, është e nevojshme që ata të ndihmohen, me qëllim që të fitojnë aftësitë për të menduar shpejt, për të dalluar dhe filtruar informacionin e duhur dhe për të hyrë në burimin e duhur. Ashtu siç ka informacione bazë, si alfabeti dhe tabelat e shumëzimit që duhet të mësohen përmendësh dhe të përvetësohen në mënyrë të domosdoshme, ashtu edhe këto aftësi duhen fituar dhe përvetësuar në këtë mënyrë. Krijimi i një brezi që di të arsyetojë duhet të jetë baza e sistemit arsimor. Po ashtu, nuk duhet harruar se edukimi fillon në familje. Tashmë këto burime të dëmshme kanë filluar të depërtojnë edhe në procesin arsimor; ata po përpiqen të realizojnë ambiciet e tyre duke zëvendësuar arsimin në shtëpi dhe në shkollë. Në këtë kohë, është e qartë se duhet të jemi vigjilentë në këtë drejtim.

Por, sa larg shkon kjo punë? Në këtë pikë, është e dobishme të hedhim një vështrim zhvillimit historik. Kur u shpik televizioni, ai ishte një pajisje për të cilën thuhej: «Mirë, por çfarë dobie do të ketë?». Megjithatë, në vitet në vijim u pa se ishte një mjet shumë efikas në formësimin e perceptimit të shoqërisë. Tanimë, krahas kësaj, janë vënë në radhë edhe interneti dhe rrjetet sociale. Me fjalë të tjera, çdo teknologji, rruga e së cilës kalon përmes njohurive dhe informacionit, manipulohet kur hyn në jetën tonë të përditshme. Për këtë arsye, është shumë e rëndësishme që teknologjitë në zhvillim të ndiqen nga afër dhe të merren masa paraprake.

Kompjuterët, sensorët dhe interneti kanë hyrë shpejt në teknologjitë e veshjes. Orët inteligjente në duart tona gjurmojnë dhe raportojnë madje edhe hapat që bëjmë. Sigurisht, këto do të përparojnë edhe më funksionalisht. Përveç kësaj, janë duke u zhvilluar edhe pajisje dhe implante që vendosen direkt brenda trupit. Këto teknologji, të cilat më parë haseshin me aplikacione të kufizuara, si aparatet e dëgjimit dhe bateritë e zemrës, tani janë të kombinuara me risitë si realiteti virtual dhe cloud.

Sot, me një qasje disi futuriste, diskutohet zbatimi i teknologjive të implanteve që do të eliminojnë defektet e shikimit dhe dëgjimit dhe do ta bëjnë jetën më të lehtë me realitetin virtual. Në një rast të tillë, do të ishte e kotë të kërkosh vetëm informacion në provim nga një student me pajisje të tilla. Interneti është tashmë para syve të studentit sa herë që ai dëshiron. Madje, ka aplikacione që zgjidhin problemin matematikor që ai sheh. Edhe pse këto teknologji janë shumë të dobishme për shfrytëzimin efikas të kohës dhe rritjen e efikasitetit, është e pashmangshme që qëllimi kryesor i edukimit të jetë arritja e informacionit të duhur, përdorimi i saktë i tij dhe prezantimi i saktë i rezultateve.

Si njerëz të arsyes, ne mund të mësojmë nga



SOT, ME NJË QASJE DISI FUTURISTE, DISKUTOHET ZBATIMI I TEKNOLOGJIVE TË IMPLANTEVE QË DO TË ELIMINOJNË DEFEKTET E SHIKIMIT DHE DËGJIMIT DHE DO TA BËJNË JETËN MË TË LEHTË ME REALITETIN VIRTUAL. NË NJË RAST TË TILLË, DO TË ISHTE E KOTË TË KËRKOSH VETËM INFORMACION NË PROVIM NGA NJË STUDENT ME PAJISJE TË TILLA.



historia dhe të bëjmë parashikime për të ardhmen. Ekzaminimi i proceseve historike në zhvillimin e teknologjisë na e bën gjithashtu më të lehtë të bëjmë disa parashikime për të ardhmen.[3] Për shembull, me rritjen e kapacitetit të baterisë dhe shpejtësisë së transferimit të të dhënave, është rritur gradualisht edhe efikasiteti i internetit. Pajisjet elektronike në njëfarë mënyre janë në gjendje të përdorin të njëjtën gjuhë komunikimi të shpejtë (wifi, bluetooth, usb, ...), dhe protokollet e komunikimit. Duke u nisur nga kjo, le të mendojmë një hap më tej: Edhe njeriu ka nevojë për një mekanizëm të shpejtë komunikimi për të rritur produktivitetin e tij. Në këtë drejtim njerëzit mësojnë gjuhë të ndryshme, por sot, edhe kjo është e pamjaftueshme.

Vallë në çfarë grade do të arrinte njerëzimi nëse do të shpikej një mekanizëm komunikimi shumë më i shpejtë dhe më i kuptueshëm midis njerëzve në distanca të afërta apo të largëta? Si do të ishte jeta nëse komunikimi do të sigurohej me teknologji të implanteve të trurit, pa pasur nevojë të përdorim fizikisht organet tona të dëgjimit dhe të të folurit? Si do të përfitojë njerëzimi nga kjo teknologji për ta përdorur kohën e tij në mënyrë më efikase? Nëse arrin ta realizojë këtë, a do të përjetojmë ndonjë kërcim serioz në aspektin shkencor? Apo rreziku i përshkruar më sipër do të gjejë një mjedis ku mund të përhapet më shumë dhe të shkatërrohemi duke iu dorëzuar dezinformacionit? Sa jemi të përgatitur për një dukuri të tillë të mundshme? Ndoshta qasja e lehtë e të gjithëve me njëri-tjetrin do të rrisë aftësinë e empatisë së njerëzve dhe luftërat do të marrin fund.

Edhe pse i gjithë njerëzimi nuk mund të hyjë në këtë epokë të ndryshimeve të shpejta me përgatitjen më të përshtatshme, njerëzit e ndërgjegjshëm që mendojnë për këto çështje dhe besojnë se është e nevojshme të merren masa paraprake, duhet të bëjnë përgatitjet e tyre. Duhet diskutuar më me zë të lartë se; edukimi i orientuar nga besimi-vetëdija-veprim-rezultati duhet të jetë një trend në rritje, krahasuar me arsimin e bazuar në njohuri, i cili ka një probabilitet të ulët zbatueshmërie dhe qëndrueshmërie. Kështu, për t'u bërë një qenie njerëzore e plotësuar, gabimet tona që duhen korrigjuar, do të ulen gradualisht, aktivitetet për të mirën dhe paqen të kryera me këmbëngulje do të shtohen dhe bota do të kthehet në një mjedis shumë më të jetueshëm.[4] Dhe kjo do të thotë të qëndrojmë larg shkatërrimit dhe ta shfrytëzojmë kohën më me efikasitet në kuptimin real të fjalës.

---

**REFERENCAT:** ***1)*** O besimtarë! Mos zgjidhni për miq dhe këshilltarë të afërt njerëz të tjerë jashtë gjirit tuaj; ata nuk ngurrojnë që t'ju bëjnë dëm. Ata dëshirojnë që të vuani. Urrejtja shfaqet në gjithçka që del prej gojës së tyre, kurse ajo që fshehin në zemrën e tyre, është edhe më e madhe. Ne jua kemi shpjeguar vargjet (e Kuranit), nëse jeni njerëz që kuptoni. (Al-i Imran, 118.) ***2)*** Krijesat më të këqija para Allahut janë ato që janë shurdhe dhe memece (ndaj së vërtetës) e që nuk hanë arsye. (Enfal, 22.) ***3)*** Ne ju kemi dhënë juve shpallje të qarta, shembuj nga jeta e atyre që kanë kaluar para jush dhe këshilla për ata që i frikësohen Allahut. (Nur, 34.) ***4)*** Pasha kohën! Me të vërtetë, njeriu është në humbje, përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën e i këshillojnë njëri-tjetrit durimin. (Asr, 1-3.).

# KJO ËSHTË RRUGA E DASHURISË



*Sadik Dana*

Abdulkadir Gejlani thotë:

- Sidoqoftë, për muridin nevojitet një udhërrëfyes dhe një provë, sepse ai është në një shkretëtirë të atillë, ku ka akrepa, gjarpërinj dhe katastrofa të ndryshme; ka etje dhe kafshë të egra grabitqare. Këtu, udhërrëfyesi e paralajmëron atë për ato katastrofa dhe i tregon vendet ku ka ujë. Ai gjithashtu e çon në vendet ku ka pemë frutore. Por, nëse muridi është vetëm dhe pa udhërrëfyes, ai humbet në zonat ku ka grabitqarë, akrepa, gjarpërinj e katastrofa dhe shkatërrohet në atë udhëtim.

O ti që udhëton në rrugën e dynjasë! Mos u largo nga grupi, udhërrëfyesi dhe miqtë! Përndryshe, edhe prona, edhe rehatia do të humbasin.

Ti o udhëtar i ahiretit! Qëndro gjithmonë me udhërrëfyesin, derisa të të çojë në destinacion! Shërbeji udhërrëfyesit gjatë rrugës; respektoje atë! Mos e braktis mendimin e tij, sepse ai të mëson të vërtetën; të afron tek ajo. Pastaj, kur ai sheh forcën, integritetin dhe aftësinë tënde, kërkon që ti të jesh zëvendësi i tij në rrugë. Kështu, ai të bën prijësin e rrugës dhe sulltanin e udhëtarëve. Ai të bën zëvendës të tij në rrugë dhe në mjetin e udhëtimit.

Së fundi, ai gradualisht të çon tek profeti dhe të dorëzon tek ai; të afron me të. Më pas, kërkon që të jesh zëvendës i tij shpirtëror. Kështu, ti bëhesh i dërguar në mesin e robërve të Allahut dhe ndihmës i Profetit tonë, salallahu alejhi ue selem. Si pjesë e detyrës suaj, herë vini te njerëzit, e herë shkoni në praninë e Allahut. Por, e gjithë kjo, është diçka që nuk mund të arrihet me asketizëm dhe dëshira boshe. Ekzistencën e dëshirave në shpirt, e vërtetojnë veprat e mira.

Miqtë e Allahut, të cilët dalin nga mesi u popullit, janë aq të paktë dhe të rrallë, sa mund të thuhet; një në një milion. Ata e dëgjojnë fjalën e Allahut me zemrat dhe botëkuptimet e tyre shpirtërore. Më pas, ata e vërtetojnë këtë zë të bukur, pra fjalën e Allahut, me vepra të mira të gjymtyrëve të tyre.[1]

Çdo njeri ka angazhime të ndryshme. Disa janë aspirantë të pozitës dhe famës. Disa janë shërbëtorë të parasë, pronës dhe pasurisë. Disa janë shërbëtorë të pushtetarëve. Disa janë robër të nefsit dhe veshjeve të tyre. Disa njerëz i besojnë agjërimit të tyre. Disa njerëz u besojnë namazeve që falin. Disa njerëz i besojnë hadithit që transmetojnë. Disa kanë frikë nga xhehenemit dhe mbështeten në këtë frikë. Disa njerëz bëjnë shumë vepra për të hyrë në Xhenet dhe mbështeten në këto vepra.

Përveç këtyre, ka edhe njerëz që u rrahin zemrat për Allahun, të cilët janë të përkushtuar ndaj Allahut dhe janë me Të. Ata nuk janë të lidhur me të vdekshmit dhe nuk ua japin zemrat e tyre. Ata punojnë me të gjitha forcat e tyre për të ndihmuar fenë e Allahut.

Ai duhet t'i kërkojë dhe t'i gjejë njerëzit e vlefshëm në këtë cilësi, dhe nëse mund t'i gjejë, pasi t'i ketë analizuar mirë, duhet të lidhet me ta; domethënë të shoqërohet me ta.

Ne s'mund të gjejmë rrugë pa udhëzues drejt Qabes, rruga e së cilës është e dukshme. Ata që shkuan atje, e panë dhe përcaktuan se sa hapa dhe sa larg ishte. Mendoni të hyni në rrugën e së vërtetës dhe të arrini qëllimin! Mijëra pika, mijëra distanca, që nuk duken me shikim të parë...

Në këtë rrugë kanë shkelur profetët e mëdhenj, të cilët ishin elementë të profecisë. Paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi ta.

1. Fethur-Rabbânî 50. Meclis

# ERRËSIRA E NATËS NDRIÇOHET ME TEHEXHUD

*Abdullah Sert*

**“A nuk shihni se Allahu e kthen natën në ditë dhe ditën në natë, se e ka nënshtruar Diellin dhe Hënën e secili lëviz për një kohë të caktuar dhe se Allahu e di mirë çfarë punoni ju?!”** (Lukman, 29.)

Ndërsa këto ajete të fjalës hyjnore na informojnë se si rrjedh jeta në një vijë kohore, ato na kujtojnë edhe një pikë tjetër. E ajo, është që nata dhe dita duhet të ringjallen me vetëdijen se Krijuesi suprem është i gjithëdijshëm për gjithçka. Cilado qoftë vepra/sjellja me të cilën Allahu do të jetë i kënaqur dhe që dëshiron nga robi i Tij në çdo moment të jetës, robi do ta kërkojë, do ta gjejë dhe do ta jetojë atë. Kjo, sepse, vetë Allahu i Madhëruar e ka shpallur programin kohor për njeriun dhe Profetët e Tij kanë qenë shembujt më të mirë se si do të zbatohet ky program.

Nën titullin «Amel’ul-Lejl ve’n-Nehar» (veprat e ditës dhe të natës), në veprat e dijetarëve të mëdhenj Islame, është trajtuar programi jetësor që duhet të ndjekë një besimtar gjatë gjithë ditës në kuadër të ajeteve dhe haditheve. Si robër të Zotit, në netët dhe ditët tona, ne kemi edhe detyrime, edhe përgjegjësi, por edhe mundësi hyjnore që do të jenë kapitali ynë i përtejshëm që do të na ofrohet në ato momente.



DETYRA E NJË BESIMTARI NË GJURMËT E TË DASHURIT TONË (A.S.), VEÇANËRISHT NË KËTË STINË TË BEGATË DHE NË NJË KOHË KUR NJERËZIMI PO SPROVOHET NGA NJË VIRUS I VOGËL, ËSHTË QË TË STREHOHET TE ZOTI I TIJ GJATË NATËS ME KËTO LUTJE PROFETIKE QË DERDHEN NGA BUZËT E TIJ TË BEKUARA DHE NDRIÇIMI I ERRËSIRËS SË NATËS NË DRITËN SHPIRTËRORE TË TEHEXHUDIT, LUTJEVE DHE DHIKREVE.

Usve-i Hasene (shembulli më i mirë) në historinë e njerëzimit, në të gjitha fushat e jetës, me ditën dhe natën e tij, është padyshim Profeti ynë, salallahu alejhi ue selem. Po ashtu, edhe sahabët - Allahu qoftë i kënaqur me ta - e panë atë me shumë dashuri dhe u përpoqën të jetonin në gjurmët e tij.

Jeta profetike 23-vjeçare e të Dërguarit të Allahut (a.s.), kaloi me kumtimin e shpalljes, trajnimin dhe zbatimin e saj si rregull shoqëror gjatë ditës. Ndërsa gjatë natës, Profeti (a.s.), u bë shembull më vete për umetin e tij, veçanërisht me adhurimin dhe lutjet.

Lidhur me adhurimet e natës, Allahu i Madhëruar e urdhëron me këto fjalë Profetin tonë (a.s.), e në emër të tij, edhe gjithë besimtarët:

**"O ti i mbuluar (o Muhamed)! Çohu (të falesh) gjithë natën, përveç një pjese të saj, që është gjysma ose diçka më pak a diçka më shumë se ajo dhe lexoje Kuranin ngadalë dhe qartë, sepse Ne do të të dërgojmë vërtet një fjalë me peshë të rëndë. Natyrisht, adhurimi natën vepron më fuqishëm dhe fjala është më shprehëse, ngaqë ti ditën je vërtet shumë i zënë."** (Muzzemmil, 1-7.)

Ndërsa një ajetin 79 të sures Isra, Allahu i Madhëruar ia ka bërë farz Profetit tonë (a.s.), namazin e natës, duke thënë: **"Kaloje një pjesë të natës, si falje shtesë për ty** (Muhamed)**! Është e vërtetë se Zoti yt do të të vendosë ty në një vend të lavdëruar."**

Pas këtij urdhri, i Dërguari i Allahut nuk e la kurrë namazin, leximin e Kuranit dhe lutjet në këto kohë më të begata të natës. Aq sa edhe kur ishte i sëmurë dhe aq i dobët sa nuk mund të ngrihej në këmbë, nuk e linte namazin e tehexhudit dhe atë kohë e kalonte ulur. (shih. Ebu Daud, Tatavvu, 18.)

Ndërkohë që tehexhudi ishte obligim i veçantë për Profetin tonë (a.s.), ai mbeti sunet për umetin tonë, krahas pesë namazeve farz gjatë ditës. Natyrisht, është shumë e rëndësishme që besimtarët të vazhdojnë me namazet e tehexhudit, në mënyrë që të gëzojnë një afërsi të veçantë me Allahun e Madhëruar gjatë netëve dhe të jenë së bashku me të Dërguarin e Allahut, si shpirtërisht ashtu edhe përzemërsisht. Kjo, sepse njeriu është me atë që do.

## VAZHDO TEHEXHUDIN

Abdullah Ibni Abbasi (r.a.), transmeton se i Dërguari i Allahut (a.s.), thoshte shpesh:

"O Allah! Falënderimi të përket Ty! Ti je Ai që i mban të këmbë të gjithë qiejt, tokën dhe ata që gjenden te këta. Falënderimi të përket Ty o Zot! Ti je drita e çdo gjëje që gjendet në qiej dhe në tokë.

Falënderimi të përket Ty, o Zot! Ti je sunduesi dhe udhëheqësi i qiejve, i tokës dhe i atyre që ndodhen te këta. Dhe falënderimi përsëri të përket Ty që je i Vërteti. Premtimi Yt është i vërtetë. Takimi me Ty është i vërtetë. Fjala jote është e vërtetë. Xheneti është i vërtetë. Zjarri është i vërtetë. Profetët janë të vërtetë. Muhamedi (a.s.), është i vërtetë. Kiameti është i vërtetë.

"O Zoti im! Ty të jam dorëzuar, Ty të kam besuar, tek Ti jam mbështetur, tek Ti jam kthyer dhe me emrin Tënd luftoj (armiqtë e fesë). O Zoti im! Strehohem tek Madhështia Jote. Përveç Teje nuk ka Zot tjetër, të më ruajë nga devijimi (humbja). Ti je i Gjallë që nuk vdes, kurse xhinët dhe njerëzit vdesin." (Buhari, Tehexhxhud 1.)

Ky lutje profetike që mund të bëhet pas një namazi tehexhud që falet me dy ose më shumë rekate, përfshin tre pjesë kryesore:

Pjesa e parë: Meditimi rreth tokës, qiejve dhe çka mes tyre, dhe lavdërimi i Zotit tonë të Plotfuqishëm, i cili i vuri këto nën urdhrin tonë.

Pjesa e dytë: Një besim gjithëpërfshirës. Aty është Allahu i Plotfuqishëm, takimi me Të (në Ahiret) është realitet. Libri i tij (Kurani) është e vërteta. Xheneti dhe Xhehenemi janë të vërteta, të gjithë profetët që ia kanë mësuar këto njerëzimit, janë të vërtetë dhe Muhamedi (a.s.) është gjithashtu i vërtetë. Pohimi me gjuhë i të gjitha këtyre të vërtetave që pohon zemra.

Pjesa e tretë: Pas meditimit të thellë dhe njohjes verbale të asaj që miraton zemra, vjen strehimi dhe përgjërimi ndaj Pronarit të vërtetë të të gjithë ekzistencës.

Detyra e një besimtari në gjurmët e të dashurit tonë (a.s.), veçanërisht në këtë stinë të begatë dhe në një kohë kur njerëzimi po sprovohet nga një virus i vogël, është që të strehohet te Zoti i tij gjatë natës me këto lutje profetike që derdhen nga buzët e tij të bekuara dhe ndriçimi i errësirës së natës në dritën shpirtërore të tehexhudit, lutjeve dhe dhikreve.

Njeriu punon e mundohet vazhdimisht në këtë botë për qëllime të ndryshme; përpiqet, lufton, këmbëngul. E mirë apo e keqe qoftë, ai rend pas shumë gjërave. Por, ndërsa merret me këto, ai ecën dalëngadalë edhe drejt Zotit të tij.

# DALËNGADALË PO SHKOJMË DREJT ZOTIT



*Prof. dr. Omer Çelik*

Sipas besimit tonë, vdekja nuk është asgjësim; ashtu si foshnja në barkun e nënës që vjen në këtë botë duke shkëputur lidhjen prej andej, ashtu është edhe ikja e shpirtit nga kjo botë e vdekshme, për të lindur në mëngjesin e një jete të përjetshme. Qeniet njerëzore do të vihen para përgjegjësisë për jetën që jetojnë në këtë botë, dhe sipas rezultatit të kësaj, ata ose do të arrijnë lumturinë e përjetshme ose - Zoti na ruajt - do të përfundojnë duke vuajtur një mundim të pafund. Dy nga qindra ajetet që lidhen me këtë temë janë si më poshtë:

**“Thuaj: «Do t’i ngjallë Ai që i krijoi ato për herë të parë; Ai ka njohuri të plotë për çdo krijesë.»”** (Jasin, 79.)

Ndërsa në suren Tekuir, ku Allahu flet për shenjat dalluese të kiametit, në ajetin 7 na bëhet e ditur se; ditën e kiametit, shpirtrat do të bashkohen përsëri me trupat e tyre: **“Dhe kur shpirtrat të bashkohen** (me trupat)”

Madje, për të na kujtuar këtë udhëtim të njeriut, në Kuranin Fisnik urdhërohet: **“Atëherë ti, o njeri, që përpiqesh shumë, mundin tënd do ta gjesh te Zoti yt.”** (Inshikak, 6.)

Fjala «*kadh*» që përdoret në ajet, do të thotë «*të përpiqesh, të punosh shumë për një punë të mirë ose të keqe që do të ketë ndikim*». Prandaj, kjo fjalë përshkruan shumë mirë gjendjen e njeriut në këtë botë. Njeriu punon e mundohet vazhdimisht në këtë botë për qëllime të ndryshme; përpiqet, lufton, këmbëngul. E mirë apo e keqe qoftë, ai rend pas shumë gjërave. Por, ndërsa merret me këto, ai ecën dalëngadalë edhe drejt Zotit të tij.

Kthimi te Zoti nuk ndërpritet kurrë. Ashtu si rrjedha e një lumi, udhëtimi vazhdon ditë e natë. Më në fund, me vdekjen, njeriu del para Zotit të tij. Prandaj, pa marrë parasysh se me çfarë merret në këtë botë, njeriu duhet të jetë i vetëdijshëm në çdo moment se; ai po shkon drejt Zotit dhe duhet të përpiqet të bëjë gjëra për të cilat mund të japë llogari lehtësisht dhe të qëndrojë larg gjërave për të cilat nuk do të mund të mbajë përgjegjësi.

Këto ajete fisnike, na flasin qartë për këtë udhë-



tim të njeriut dhe stacionet ku ai kalon gjatë këtij udhëtimi:

**“Betohem në kuqërrimin e muzgut, në natën e në gjithçka që ajo kaplon me errësirën e saj, si dhe në hënën e plotë se ju, me siguri, do të kaloni nga e keqja te më e keqja!”** (Inshikak, 16-19.)

Para së gjithash, krijimi i njeriut, ka filluar nga toka dhe ka vazhduar fazë pas faze: Dheu, balta, një esencë nga balta, sperma, nutfe, alaka, mudga, kocka, mishi, fryrje e shpirtit, kalimi nga paformësia në një krijim krejt tjetër, një formë më të bukur, foshnjëria, fëmijëria, adoleshenca, rinia, pjekuria, pleqëria dhe vdekja. (shih Haxh 22/5; Mu’minun 23 12-14; Rum 30/54; Mu’min 40/67)

Për rrjedhojë, njeriu është gjithmonë në një gjendje zhvillimi dhe ndryshimi. Kështu është edhe jeta pas vdekjes: Jeta e varrit, ringjallja, llogaria, shpërblimi, xhenet ose xhehenem. Edhe aty vazhdon me etapa; thellimi i kënaqësive në Xhenet, përmirësimi i mirësive, shtimi i afrimit me Allahun, ose shtimi përditë e më shumë i dënimit dhe dhimbjeve të padurueshme në xhehenem.

Megjithatë, mund të thuhet se ky ajet, aludon edhe në ndryshimet shoqërore, kulturore, politike dhe fazat e ndryshme nëpër të cilat ka kaluar njerëzimi gjatë historisë. E padyshim se, Fuqia supreme që i realizon të gjitha këto, është fuqia e Allahut të Madhëruar. Prandaj, edhe qeniet dhe ngjarjet mbi të cilat bëhet betimi, edhe fazat fizike dhe shpirtërore që kalon qenia njerëzore, si individ dhe si shoqëri, janë prova të qarta se ringjallja pas vdekjes është realitet.

Për rrjedhojë, edhe vargu i mëposhtëm gjithashtu tregon për këtë udhëtim misterioz të njeriut; destinacionet dhe vendet që ai do të vizitojë gjatë këtij udhëtimi: **“Është Ai që ju ka krijuar prej një njeriu të vetëm, që të jetoni dhe të preheni në tokë. Ne ua kemi shpjeguar qartë shpalljet Tona njerëzve që kuptojnë.”** (En’am, 98.)

Fjala *“mustakar”* që përdoret në ajet, ka kuptimin, *«një vend i sigurt për t’u vendosur»*. Kurse fjala, *“mustevda”* do të thotë, *«vend i besueshëm, ku mund të lihet diçka amanet»*. Duke pasur parasysh krijimin e njeriut, fjala *“mustakar”*, mund të kuptohet si; *“barku i nënës ose toka”*, ndërsa fjala *“mustevda”*, mund të kuptohet si; *«sperma e babait ose varri»*. Mirëpo, kur shqyrtohen me kujdes, shihet se këto dy fjalë i referohen çdo faze në të cilën njeriu është *“i vendosur diku”* dhe *“transit”*.

Siç dihet, njeriu përjeton gjithmonë së bashku gjendjet e të qenit i vendosur në një vend, atë të transitit dhe atë të qenit amanet diku. Kështu, derisa të vendoset përfundimisht në xhenet ose xhehenem, ai jeton dhe qëndron në tokë, në trupin e babait si farë, në barkun e nënës si embrion, mbi tokë, nën tokë, në varr dhe në sheshin e gjykimit në ahiret, ku i përjeton të gjitha gjendjet; atë të qenit i vendosur, transit dhe i sigurt.



Ja pra, këto dy fjalë e përshkruajnë më së miri këtë aventurë jetësore të njeriut me uljengritjet e saj të pafundme. Megjithatë, për të përfituar nga të gjitha këto ndodhi mësimdhënëse që tregojnë rrjedhën e fuqisë hyjnore, nuk mjafton të jesh vetëm i ditur, por duhet edhe të njohësh veten. Kjo, sepse Allahu i Plotfuqishëm na bën të ditur se; Ai i ka shpjeguar këto ajete në detaje për njerëzit e mençur që mendojnë thellë.

# ALLAHU I DO ROBËRIT E PASTËR

Dr. Murat Kaja

*"Allahu është i pastër dhe e do pastërtinë."*[1] Ai i do robërit e Tij, që pastrohen nga jashtë dhe nga brenda; të cilët qëndrojnë larg politeizmit, dëshirave të ulëta dhe sëmundjeve të zemrës; që janë të pastër në besim, fjalë, vepër, moral dhe gjendje. Ai i urdhëron njerëzit të mbajnë pastër trupin, sytë, veshët, gjuhën, zemrën dhe mendjen e tyre. Në fakt, me shpalljen e parë të Islamit filloi pastrimi fizik dhe shpirtëror: **"Pastroji petkat e tua dhe largohu nga ndyrësia** (adhurimi i idhujve)**!"**[2]

## PASTËRTIA TRUPORE

Duke deklaruar se *"Pastërtia është gjysma e besimit"*[3], i Dërguari i Allahut (a.s.), tërhoqi vëmendjen për lidhjen e ngushtë të pastërtisë së trupit me besimin dhe adhurimin. Për këtë arsye, librat tanë të fikhut gjithmonë fillojnë me çështjet e pastrimit. Madje, para së gjithash, me pastërtinë e ujit… Aq, sa kërkohet të hetohet ngjyra, aroma dhe shija e ujit që do të përdoret.

Pastrimi fillon në tualet; myslimanët i kryejnë me kujdes nevojat e tyre dhe pastrohen mirë. Ata mbrojnë trupin dhe rrobat e tyre nga papastërtia duke marrë masat e nevojshme për të mos spërkatur papastërti mbi to.



Në epokën e injorancës, njerëzit nuk i kushtonin rëndësi pastërtisë. Për këtë arsye, me qëllim që njerëzit të mësoheshin me pastërtinë, Islami në fillim bëri të detyrueshme/farz marrjen e abdesit pas konsumimit të ushqimeve të yndyrshme të gatuara në zjarr. Pasi pastërtia zuri vend mirë dhe u përhap në mesin e myslimanëve, kjo dispozitë u hoq për lehtësi.[4]

I Dërguari i Allahut (a.s) i inkurajoi myslimanët që të qëndrojnë të pastër, si fizikisht ashtu edhe shpirtërisht, duke thënë:

*"...Vetëm një besimtar përpiqet të jetë vazhdimisht me abdest."*[5]

*"Kush rimerr abdest duke qenë me abdest, Allahu i shkruan për këtë dhjetëfish sevap (shpërblim mirësie)!"*[6]

Po ashtu, Profeti ynë (a.s.), na ka bërë të ditur se; begatia e ushqimit, është në larjen e duarve para dhe pas tij.[7]

Urdhrat e Islamit lidhur me pastërtinë, nuk duhen konsideruar si barrë. Zoti ynë i Plotfuqishëm e shpjegon arsyen e kësaj duke thënë:

**"...Allahu nuk dëshiron t'ju krijojë ndonjë vështirësi, por dëshiron t'ju pastrojë dhe t'i plotësojë dhuntitë e Tij ndaj jush, që të jeni falënderues."**[8]

Kurse i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë:

*"Sunetet e profetëve janë pesë. (Në të njëjtën kohë) Këto janë domosdoshmëri e natyrës njerëzore; Të bëhesh sunnet (rrethprerja), të pastrosh pjesën pubike, të presësh thonjtë, të pastrosh sqetullat dhe të shkurtosh mustaqet."*[9]

Ebu Uasëll tregon: U takova me Ebu Ejjub el-Ensariun dhe i dhashë dorën. Kur pa që thonjtë e mi ishin të gjatë më tha: "Resulullahu (a.s.), ka urdhëruar kështu:

*«Ka prej jush që interesohet me lajmet prej qiellit. Mirëpo, thonjtë i zgjasin si kthetrat e zogjve (grabitqar) dhe në to kanë bërë fole xhunubllëku dhe papastërtia.»"*[10]

Islami, i cili është një qytetërim i pastërtisë, ka ndarë madje edhe vendet ku do të përdoret dora e djathtë dhe e majtë. I Dërguari i Allahut (a.s.), e përdorte dorën e djathtë për punë të pastra dhe gatim, ndërsa dorën e majtë për pastrimin në tualet dhe punë të tjera jo të pastra.[11]

I Dërguari i Allahut (a.s.), kishte një shishe parfumi dhe vazhdimisht parfumohej me të.[12] Ai



nuk i pëlqente asnjëherë aromat e pakëndshme në rrobat e tij. Një herë, kur djersiti dhe rroba e tij mori erë, e hoqi menjëherë atë dhe veshi diçka tjetër. Atij i pëlqenin gjithmonë aromat e mira.[13] Madje, ai njihej nga aroma e tij edhe në errësirën e natës.[14]

## PASTËRTIA E GOJËS

Për faktin se është organi me të cilin shqiptohet Fjala e Zotit, myslimanët i kushtojnë rëndësi të veçantë higjienës së gojës. Madje, një thënie e urtë thotë: *"Pastroni gojën, sepse ajo është rruga e Kuranit"*. Myslimanët duhet ta ruajnë gojën nga fjalët boshe dhe të shëmtuara, përgojimet, ngrënia e gjërave haram dhe të pista. Po ashtu, goja duhet pastruar nga papastërtia duke përdorur misvak.

Kur i Dërguari i Allahut (a.s.), ngrihej natën për tehexhud, e pastronte gojën e tij të bekuar me misvak.[15] Kur vinte nga jashtë dhe hynte në shtëpinë e tij gjatë ditës, gjëja e parë që bënte ishte pastrimi i gojës.[16] Bashkë me dhëmbët, ai pastronte mirë edhe gjuhën.[17] Madje Profeti (a.s.), u kujdes për higjienën e gojës edhe në çastet e fundit të jetës. Prandaj, për shkak se pastrimi i

PASTRIMI I TRUPIT, TË ÇON NË PASTRIM SHPIRTËROR. ADHURIMI I KRYER NË NJË VEND TË PASTËR, ME TRUP TË PASTËR DHE RROBA TË PASTRA, PASTRON SHPIRTIN E NJERIUT.[28] NDJENJAT, MENDIMET, FJALËT DHE SYTË E NJË PERSONI, SHPIRTI I TË CILIT ËSHTË I NDRIÇUAR, FITOJNË PASTËRTI.

gojës është vepër që i Dërguari i Allahut (a.s.), e bënte vazhdimisht gjatë ditës e natës, kjo konsiderohet sunet muekkede.

I Dërguari i Allahut (a.s.), insistonte në këtë pastërti para çdo namazi. Një herë, atij i dhanë një lloj ushqimi të ëmbël. Pasi hëngri prej tij, u ngrit për namazin e akshamit, shpëlau gojën dhe qëndroi në namaz. Edhe pasi piu qumësht, shpëlau gojën përsëri dhe tha: *"Ky është me yndyrë."*[18]

Ebu Ejjub el-Ensari (r.a.), tregon: Një ditë, i Dërguari i Allahut (a.s.), erdhi pranë nesh dhe tha:

*"Sa njerëz të mirë janë mutehallilun-ët prej umetit tim!"*

Sahabët pyetën:

- Kush janë mutehallilun-ët o i Dërguar i Allahut?

Profeti (a.s.), u përgjigj:

*"Janë ata që kryejnë «hilala» gjatë marrjes së abdesit dhe pas ushqimit. «Hilala» në abdes është larja e plotë e gojës, e hundës dhe ndërmjet gishtërinjve dhe thonjve. Ndërsa «hilala» pas ushqimit do të thotë të pastrosh gojën dhe dhëmbët tërësisht. Nuk ka asgjë më të rëndë për dy melekët që gjendet pranë njeriut sesa të shohin mbetjet e ushqimit midis dhëmbëve të tij ose të nuhasin ushqimin nga goja e tij kur ai qëndron në namaz!"*[19]

Ajo që hanë dhe pinë myslimanët është gjithashtu e pastër. Ata marrin "atë ushqim që është më i pastër".[20] Allahu ua ka lejuar gjërat e pastra dhe i ka ndaluar të papastrat.[21]

## PASTËRTIA E VENDIT

Myslimanët e parë i fshinin shtëpitë dhe rrugët e tyre çdo ditë dhe, në shtëpitë e tyre nuk mund të gjeje as edhe një fije kashte.[22] I Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë: *"Pastroni oborret tuaja, mos u bëni si jahuditë!"*[23] dhe e ka ndaluar rreptësishtë ndotjen e rrugëve ku kalojnë njerëzit, vendet ku ulen për të pushuar, hijet ku qëndrojnë, vendet nën pemë dhe rrëzë mureve.[24] Madje, vendet e adhurimit shkëlqenin nga pastërtia. Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"...Pastrojeni Shtëpinë Time** (Qabenë) **për ata që e vizitojnë, që rrinë aty për adhurim dhe që falen duke u përkulur dhe përulur!"**[25]

Profeti ynë (a.s.), e pastronte vetë pluhurin e xhamisë, me dega hurme.[26] Duke e parë këtë, sahabët e tij i kushtonin edhe më shumë rëndësi pastërtisë. Po ashtu, i Dërguari i Allahut (a.s.), dëshironte të pastroheshin edhe papastërtitë dhe pluhuri mbi kafshët.[27]

## PASTRIMI SHPIRTËROR

Pastrimi i trupit, të çon në pastrim shpirtëror. Adhurimi i kryer në një vend të pastër, me trup të pastër dhe rroba të pastra, pastron shpirtin e njeriut.[28] Ndjenjat, mendimet, fjalët dhe sytë e një personi, shpirti i të cilit është i ndriçuar, fitojnë pastërti. Marrëdhëniet njerëzore bëhen të pastra dhe ai nuk dëshiron të shqetësojë askënd. Mos hyni në zonat private të njerëzve të tjerë pa leje. Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Nëse atje nuk gjeni askënd, mos hyni derisa t'ju lejohet e, në qoftë se ju thuhet "Kthehuni", atëherë kthehuni! Kjo është më e mirë për ju. Allahu e di se çfarë bëni ju."**[29]

Shoqëria Islame, është një shoqëri e pastër në çdo aspekt.[30] **"...Aty ka njerëz që duan të pastrohen. Allahu i do ata që pastrohen shpesh."**[31]

**REFERENCAT:** ***1)*** Tirmidhi, Edeb, 41/2799. ***2)*** Muddeththir, 4-5. ***3)*** Muslim, Taharet, 1. ***4)*** Ahmed Naim, *Tecrîd-i Sarîh Tercemesi,* I, 170-171. ***5)*** Ibn Maxhe, Taharet, 4. ***6)*** Tirmidhi, Taharet, 44/59. ***7)*** shih. Tirmidhi, Et'ime, 39/1846. ***8)*** Maide, 6. ***9)*** Buhari, Libas, 63-64. ***10)*** Ahmed, V, 427. ***11)*** Ebu Daud, Taharet, 18/33. ***12)*** Ebu Daud, Terexhxhul, 2/4162. ***13)*** Ebu Daud, Libas, 19/4074. ***14)*** Darimi, Mukaddime, 10. ***15)*** shih. Buhari, Vudu, 73. ***16)*** shih. Muslim, Taharet, 43-44. ***17)*** shih. Buhari, Vudu, 73. ***18)*** Buhari, Vudu, 51-52. ***19)*** Hejthemi, I, 235, V, 29-30; Ibn Haxher, *el-Metalibu'l-alije,* II, 291. ***20)*** shih. Kehf, 19. ***21)*** shih. A'râf, 157. ***22)*** shih. Ibn Ebi Shejbe, V, 264/25921-3. ***23)*** Tirmidhi, Edeb, 41/2799. ***24)*** Ebu Daud, Taharet, 14/26; Ibn Maxhe, Taharet, 21; Ahmed, I, 299; III, 305; 381; Hakim, I, 273/594. ***25)*** Bekare, 125. ***26)*** Ibn Ebi Shejbe, *Musannef*, I, 349/4019. ***27)*** shih. Hejthemi, IV, 66-67. ***28)*** shih. Teube, 103; Ahzab, 33. ***29)*** Nur, 28. ***30)*** shih. A'raf, 82. ***31)*** Teube, 108.

# VETËMASHTRIMI ME METAFIZIKË



Ali Byjykçapar

Ne duhet të dimë se; çfarë do të fitojmë duke njohur natyrën njerëzore. Vazhdimisht flitet se ekzistenca jonë është një mister. Sigurisht që, kjo është një pjesë e së vërtetës, por, ne nuk duhet ta neglizhojmë këtë çështje duke e quajtur thjesht mister. Natyrisht që është në kundërshtim me natyrën njerëzore të pretendosh se dimë gjithçka kur fillojmë punën e ndërtimit të njeriut, e cila do të marrë një kohë shumë të gjatë. Për ta lehtësuar, si fillim i hapim rrugën punës sonë, duke e përkufizuar njeriun si një strukturë e dyfishtë e përbërë prej materies dhe shpirtit. Por, me kalimin e kohës del në pah se ky përkufizim nuk mjafton për të njohur njeriun dhe zgjidhja do të dalë vetëm duke kapërcyer botëkuptimet e përgjithshme.

Kur Allahu i Madhëruar thotë: «**Ne e krijuam njeriun në formën më të bukur**», Ai aludon në përsosmërinë e njeriut dhe, më pas, na bën të ditur disa të vërteta për njeriun duke thënë: «**pastaj e çuam atë në gjendjen më të ulët**».

Si do të përcaktohet kriteri i së mirës dhe së keqes?

Bota e sotme e vendos njeriun në qendër të gjithçkaje dhe rekomandon që kriteri të përcaktohet në bazë të qenies njerëzore. Por ky është një sugjerim që bie ndesh me njohuritë e lashta. Vështirësitë për ta mbajtur njeriun në këtë nivel fokusi, po shtohen dita-ditës. Njeriu nuk mund ta mbajë këtë peshë. Jeta që e ndajmë në pjesë, përgjithësisht na rrëshqet, dhe detajet qëndrojnë si pengesë për të kuptuar të tërën.

Kur e shikojmë nga aspekti historik, ne në fakt, ne bëhemi pjesë e historisë njerëzore që prej momentit kur vijmë në jetë. Përpara nesh gjendet një akumulim i madh njerëzor. Vitet e ardhshme do t'u tregojnë njerëzve të mençur shumë më tepër bukuri. Ylberi i urtësisë do të vazhdojë të shkëlqejë mbi ne. Vallë, cilën errësirë do të ndriçojë syri me dritën që merr prej andej? Ne duhet ta bartim veten dhe ta çojmë në maja të larta.

Feja jonë na ka kujtuar se njeriu ka përgjegjësi të mëdha në ndryshimin e tipareve të këqija të natyrës njerëzore dhe na ka bërë të ditur se kjo është e mundur me anë të veprave të mira. Ndër çështjet e përmendura në suren Asr, të cilën i lexojmë shpesh në namazet tona, veprat e mira dhe durimi përmenden së bashku. Nuk bëjmë mirë nëse i veçojmë sjelljet e përditshme nga ato hyjnore. Një fetari gjithëpërfshirëse që jetohet dhe jep gjallëri, është si gjaku i umetit tonë.

Në shekullin që lamë pas; rezultatet e dy luftërave të mëdha botërore ndryshuan edhe botën e ideve. Ne duhet të përfitojmë nga mundësitë e ofruara nga kohët moderne për të rikuptuar idetë që kanë mbijetuar nga historia. Është shumë e dobishme të rishikohen format e të shprehurit, veçanërisht besimi.

Çështja jonë më e rëndësishme është përkufizimi i fesë në një hapësirë të ngushtë. Feja jonë është për botën tonë. Mund të jetë e mundur që në fushën e shkencës të trajtohen konceptet metafizike në një dimension mbinjerëzor, por, ku t'i vendosim format e sjelljeve dhe ndjesive që na kërkon jeta e përditshme? Çfarë kontrasti i çuditshëm të humbësh fenë, e për më tepër edhe jetën, duke u përpjekur të mos dëmtosh fenë! Kur Allahu i Plotfuqishëm jep shembuj nga kjo botë në Librin e Tij, Ai edhe kafshët e bimët i ka përfshirë në fushën e urtësisë së përditshme; Ai flet për një fe brenda kësaj jete, duke dhënë shembuj nga bletët, lumenjtë, malet, mineralet dhe mushkonjat, e po ashtu na tërheq vëmendjen për dredhitë e shejtanit.

Njeriu i sotëm po humbet fenë me anë të metafizikës. Fuqia më e madhe që do t'i sjellë në shina njerëzit që jetojnë nën stuhinë e informacionit, është t'i kthehen jetës normale dhe t'i vlerësojnë ngjarjet me urtësinë e besimtarit.

# A ËSHTË CORONA VIRUS THJESHT NJË VIRUS?

*Ramazan Maden*

Njerëzimi ka luftuar me sëmundje të ndryshme gjatë gjithë aventurës së tij në tokë. Epidemitë kanë një vend të rëndësishëm në historinë njerëzore. Me shtimin e popullsisë, disa sëmundje u përhapën në formë epidemie dhe shkaktuan vdekje masive. Vdekja e Zezë (Pandemia e Murtajës), Pandemia e Kolerës (e përsëritur më shumë se një herë), Gripi Spanjoll, Gripi Rus, Lija, SIDA, Gripi i Derrit, Gripi Aziatik etj., janë disa nga këto epidemi.[1]

Pavarësisht të gjitha zhvillimeve teknologjike në periudhën që jetojmë, epidemitë vazhdojnë të jenë një kërcënim serioz. Epidemitë në formën e Ebolës, MERS-it, SARS-it, Etheve të Verdha, Gripit Rus dhe Gripit të Hong Kongut, janë disa nga sëmundjet që kemi përjetuar në historinë e vonshme. Edhe sëmundja e shkaktuar nga virusi Covid-19, i cili është përhapur nga qyteti Wuhan në Kinë, është një nga këto epidemi. Nga dita e parë e zbulimit të sëmundjes, bilanci i rasteve, i vdekjeve dhe i të shëruarve, shtohet përditë e më shumë. Ndoshta kur të jeni duke lexuar këtë artikull, do të jenë rritur edhe më shumë nga sa janë tani në momentin kur po shkruaj.

Epidemia e koronavirusit po përhapet me shpejtësi, por, ajo që përhapet më shpejt, është frika dhe paniku. Vallë, në epidemitë e mëparshme ku ka pasur me miliona të vdekur, a kanë përjetuar njerëzit kaq shumë frikë dhe panik sa sot? Apo përdorimi i gjerë i masmedias po krijon truall të përshtatshëm për këtë frikë dhe panik?

Në fakt, epidemitë nuk sjellin vetëm pasoja negative. Evropa e shekullit të 14-të, e cila ishte shumë e ndjeshme ndaj sëmundjeve, u përball me një epidemi të murtajës, të quajtur Vdekja e Zezë, nëpërmjet marrëdhënieve tregtare që zhvilloi me Azinë. Dihet se epidemia e Vdekjes së Zezë e ka shkatërruar popullsinë evropiane. Megjithatë, kjo pandemi ka sjellë edhe rezultate pozitive dhe ka krijuar ndryshime të mëdha në shoqërinë evropiane, duke çuar në shfaqjen e Rilindjes dhe epokën e zbulimeve. Risitë në fushën e kulturës dhe fesë prishën sistemin feudal. Shfuqizimi i skllavërisë në kuptimin e njohur dhe formimi i një sistemi të ri ekonomik të sofistikuar, janë

1. LePan, N. , Visualizing the History of Pandemics, Healthcare, Visual Capitalist, 14 Mart 2020.








rezultatet e epidemisë së Murtajës që kontribuoi në Rilindjen në Evropë.[2]

Një epidemi që shfaqet brenda një procesi natyror, mund të ndikojë rrënjësisht në zakonet dhe strukturat shoqërore të shoqërive. Ndërsa në pikën e arritur sot, nuk është një mundësi e largët që, jo vetë epidemia, virusi Korona, por atmosfera e frikës dhe panikut e krijuar për epideminë, të shkaktojë edhe ndryshime të thella në shoqëri, në aspektin sociologjik dhe psikologjik. Në këtë rast, nuk duhet parë si një teori e thjeshtë konspiracioni që disa grupe dashakeqe ushqejnë dhe përhapin këtë frikë dhe panik përmes mediave, për të formësuar shoqëritë brenda planeve të tyre dhe për të drejtuar kombet. Ndryshimi i sistemit monetar, shtyrja e njerëzve në një vetmi dixhitale dhe asocializimi i tyre, me pak fjalë, përpjekja për të krijuar një strukturë shoqërore në drejtimin e dëshiruar nga forcat e liga dominuese, janë çështje që duhen marrë parasysh.

Në këtë kontekst, për shembull, fakti se si vepra të tilla si filmat me zombi, që janë prodhuar deri më tani, ndikojnë në nënvetëdijen e njerëzve dhe ndryshojnë paradigmat e tyre, është një çështje së cilës duhet t'i jepet rëndësi. Njerëzit po manipulohen dhe paradigmat e tyre po ndryshojnë. Prandaj, kur një person nuk mund ta shikojë botën nga dritarja e mençurisë, ai shpejt mund të hyjë në një atmosferë frike dhe paniku në rast lufte ose fillimi të një epidemie.

Sot, përdorimi i gjerë i mjeteve të komunikimit masiv dhe kërkimi i mirëqenies dhe jo i kuptimit të gjërave nga ana e njeriut, përshpejton krijimin e një atmosfere kaosi, frike dhe paniku. Fatkeqësisht, të menduarit me sens të përbashkët po bëhet gjithnjë e më i vështirë. Nga ana tjetër, kjo atmosferë paniku lehtëson realizimin e qëllimeve të tyre të liga ndaj njerëzimit nga disa grupe, qëllimet e të cilëve nuk janë aspak të mira.

Megjithatë, nuk duhet të harrojmë kurrë se; kemi një Zot Mbizotërues dhe të Gjithëdijshëm. Ne duhet të marrim masat tona paraprake dhe të përpiqemi të mbështetemi tek Ai sa më shumë që mundemi. Por, është e domosdoshme që të veprojmë me arsye të shëndoshë, duke mos harruar kurrë se, ka njerëz të cilët përpiqen që bota të bëhet një vend më i keq.

2. Franke, C. , The Black Death, an Unforeseen Exchange: Europe's Encounter with Pandemic Sparked an Age of Exploration, Senior Division Historical Paper Paper Length: 2,495.

**"Pasha kohën! Me të vërtetë, njeriu është në humbje, përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën e i këshillojnë njëri-tjetrit durimin."** (Asr, 1-3)

Ne lindim në një fenomen të quajtur kohë, por jemi të paaftë edhe për ta përkufizuar atë. Secila prej përkufizimeve të bëra e kap këtë çështje nga një aspekt i saj. Koha është një enigmë që e jetojmë, e ndjejmë, por që nuk mund të themi dot se "është pikërisht kjo". Ka edhe prej atyre që thonë se është një perceptim jo edhe aq i vërtetë në lidhje me lëvizjet që ndodhin në gjithësi. Gjithashtu, ka edhe prej atyre që thonë se është diçka e krijuar dhe e vërtetë. Cilado që të jetë e vërteta, i sigurt është fakti se njeriu ka një lidhje të detyrueshme me kohën. Si rezultat, edhe përgjegjësinë për ta sistemuar këtë lidhje e ka mbi supet e tij. Jeta e njeriut fiton kuptim në raport me suksesin e këtij të fundit në këtë çështje.

Kurani Fisnik, përveç theksimit që i bën kohës në mënyrë të përgjithshme duke e quajtur (asr), u jep një pozitë qendrore edhe proceseve që e kanë fillimin dhe fundin të caktuar, të cilave ne u themi "vakt", me anë të emrave të përgjithshëm si vit, muaj, ditë dhe orë që përjetohen brenda saj. Koha, në përgjithësi tregon madhështinë hyjnore në gjithësi, fenomeni vakt që zë vend brenda në kohë luan rol themelor në sistemin që planifikohet t'i japë formë jetës së njeriut. Procesi që ne e quajmë jetë, përjetohet brenda kufijve të konceptit vakt i cili është produkt i kohës. Nga një aspekt, vakti është lënda e papërpunuar që fuqia hyjnore na e ka dhënë amanet për ta shndërruar në "produkt".

Ndërsa theksi bazë i mesazhit është realizuar me fjalinë: ***"Me të vërtetë, njeriu është në humbje."***, që formon përmbajtjen e ajetit të dytë të sures Asr. Kjo dispozitë është aq shumë e rëndësishme për njeriun dhe e shpreh aq qartë të vërtetën saqë, nëse nuk merret seriozisht dhe nuk veprohet sipas urdhrit të saj, njeriu do të hyjë në një rrugë që nuk ka kthim prapa dhe do të bjerë në një humbje absolute.

Ndërkohë që kjo sure fillon me betim duke synuar që të na tërheqë vëmendjen, edhe fakti se ky betim bëhet mbi asrin/kohën, na tregon se humbja për të cilën njoftohemi ka të bëjë me kohën. Nisur nga shprehja e përgjithshme në fjalinë: ***"Me të vërtetë, njeriu është në humbje."***, kuptojmë se të gjithë do ta përjetojnë këtë fenomen të humbjes absolute, se kjo dispozitë i përfshin të gjitha kohët dhe se ky është një rregull i pandryshueshëm përveçse për ata që përjashtohen në ajetin e tretë. Ndërsa nga ajo që na tregon ajeti i tretë në kuptimin: ***"Përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën e i këshillojnë njëri-tjetrit durimin.*** (Ata nuk janë në humbje.)***"***, kuptohet se kjo humbje absolute do të ndodhë duke qëndruar larg besimit të tevhidit dhe duke mos bërë vepra të mira. Në të njëjtën kohë, ajeti fisnik na njofton se vlerësimi i segmentit kohor, i cili është lënë në amanetin tonë me emrin jetë, nëse e përjetojmë në një formë të përshtatshme me vullnetin hyjnor, është rruga e vetme e shpëtimit nga rënia në këtë humbje. Ndërsa veprat e mira, duke filluar që nga veprat e ibadeteve që na mundësojnë të jemi të përshtatshëm për adhurim, formojnë një rreth të gjerë që përfshin aktivitetet, qëndrimet dhe sjelljet konstruktive e produktive të cilat do të na bëjnë harmonikë me jetën, mjedisin dhe shoqërinë. Aftësia për ta administruar kohën është kushti themelor i arritjes së suksesit në rrugën e veprave të mira.

Koha e fiton të vërtetën e saj reale në lidhje me lëvizjet e krijesave në gjithësi. Ndërsa e vërteta e kohës nga aspekti i jetës së njeriut ka një bazë më praktike. Njeriu e sistemon jetën e tij dhe ngjarjet duke i dhënë një formë me ato që bën procesit të kohës në të cilën jeton. Ai do të thotë se e sundon kohën në vartësi me të qenët aktiv dhe influencues në këtë çështje. Këtu qëndron edhe ndryshimi ndërmjet të qenët objekt apo subjekt i kohës. Ngjyra, shija dhe aroma e jetës reflekton qëndrimin tuaj ndaj kësaj bote. Nëse arrini të gjeni një mjedis ku mund të merrni frymë rehat duke i mbrojtur vlerat tuaja, do të thotë që e keni kapur kohën nga thelbi i saj.

Rënia e njeriut në humbje del në pah kur njeriu vazhdon të administrohet nga koha në vend që ai ta administrojë kohën. Një njeri që administrohet nga koha është i privuar nga të kuptuarit e një jete të planifikuar dhe për këtë arsye, bën një jetë jashtë kohës. Ai nuk mund të prodhojë dot. Si rezultat, shndërrohet në kapital të mosprodhimit. Ndërkohë që minutat dhe sekondat konsumohen me shpejtësi në këtë proces, konsumohet edhe vetë njeriu. Për këtë arsye, i konsumohet edhe koha para se t'i



mbarojë afati i jetës. Si rezultat, njeriu kthehet në një të vdekur të gjallë.

Mesazhi themelor në suren Asr jepet nëpërmjet atyre njerëzve që nuk bien në humbje për sa i përket çështjes së marrëdhënieve me kohën. Cilësia themelore e këtyre njerëzve është vlerësimi i proceseve të jetës duke bërë vepra të mira, duke e këshilluar njëri-tjetrin për të drejtën dhe duke i sugjeruar njëri-tjetrit durimin krahas kushtit për të qenë besimtarë. Ndërsa të jetuarit e gjithë jetës pa pasur dijeni për parimet që e bëjnë njeriun rob ndaj Allahut Teala, do të thotë që ta çosh dëm krejt jetën. Në çdo vend ku prishet ekuilibri dynja-ahiret, patjetër që fenomeni humbje është i pranishëm në një lloj dimensioni. Kjo situatë përjetohet kur përpjekja "për ta futur këtë botë në sistem" e bën njeriun t'i harrojë përgatitjet për botën tjetër. Thirrja që Kurani Fisnik i bën njeriut dhe në veçanti besimtarit është që ai të mos bjerë në një kurth të tillë. (Shik. Nur, 36-37.) Lumturinë përfundimtare do ta përjetojnë ata që e kalojnë me bindje ndaj Zotit (xh.sh.), udhëtimin e jetës duke i marrë parasysh parimet hyjnore dhe duke mos rënë në këtë kurth. Në Kuranin Fisnik dhe Sunetin e të Dërguarit të Allahut, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të, janë dhënë të gjitha detajet se si duhet të përparojmë në këtë udhëtim për të cilin po flasim. Krahas sures Asr, edhe i Dërguari i Allahut, alejhi's-selam, e ka shpjeguar me shprehje mjaft të qarta e të kuptueshme dobësinë e përgjithshme që përjeton njeriu në çështjen e çuarjes dëm të kohës. Ai (s.a.s.), na ka treguar se shumica e njerëzve janë të mashtruar për sa i përket çështjes së kohës. (Shik. Tirmidhi, Zuhd, 1.)

Jeta që bën një mysliman i mirë shpreh një proces të pashkëputshëm që të shpie te i Gjithëmëshirshmi. Ndërsa ata që do të humbin, përballë do të gjejnë "ato që kanë bërë me duart e tyre". (Shik. Inshikak, 6.) Në shoqërinë islame ku përjetohet kjo ndjeshmëri, koha është perceptuar si një vlerë që nuk mund të blihet apo shitet, që nuk mund të kursehet dhe që nuk mund t'i jepet dikujt. Pra, koha është perceptuar si vetë jeta. Koha si kapitali i jetës është konsideruar më e rëndësishme se "dirhemët dhe dinarët". Ndërmjet tipit të njeriut perëndimor që nxiton e shqetësohet për çdo gjë dhe njeriut të Islamit që i mbështetet Zotit (xh.sh.), ka dy ndryshime: Ndërkohë që i pari është kurbani i kohës, i dyti e merr kohën nën administrimin e tij. Ndërkohë që i pari ka hyrë në një mjedis jetese i shqetësuar me telashin për t'u bërë ballë të gjitha problemeve duke e harruar kohën, i dyti ka shpikur orën si simbol të kursimit të kohës. (Rasim Ëzdenëren, Nga cila anë duhet ta thyejmë vezën? Botimet Iz, botimi i 4-t, Stamboll 1999, fq. 189.) Megjithëkëtë, kjo tablo për të cilën folëm, në lidhje me myslimanin e ditëve të sotme nuk reflekton gjë tjetër përveçse një gjendje që është burim përmallimi (myslimani i ditëve të sotme nuk e posedon këtë tablo). Myslimani i ditëve të sotme nuk është i aftë për ta mbartur shpirtin e atyre kohëve shembullore që kanë ngelur në të kaluarën. Myslimani i ditëve të sotme po e përjeton në një formë të rëndë dobësinë e administrimit të kohës. Të administrosh kohën dhe të bëhesh subjekt i vullnetit, planit dhe aktiviteteve që do t'u japin drejtim ngjarjeve në vend se të kaplohesh nga rryma e ngjarjeve që ndodhin në kohë, duhet ta nxjerrësh në pah shpirtin e saj me anë të moralit, kulturës, artit dhe ekonomisë. Erozioni i humbjes dhe dëmit që myslimanët po e përjetojnë në këta tre shekujt e fundit, është shenjë e qartë e paaftësisë dhe dobësisë së tyre që kanë ndikuar deri në palcë.

Shembulli më i qartë i dorëzimit ndaj kohës është të pranuarit e saj për zot. Për shkak të kësaj, veten do ta ndjeni të dëshpëruar në dorën e kohës të cilën e shikoni si subjektin e çdo gjëje, çdo gjë do t'ia lini kohës dhe kjo do t'ju pëlqejë. Në të vërtetë, kjo është një arratisje. Pra, është një arratisje e njeriut nga vullneti dhe prestigji i tij. Fakti që arabët e injorancës ia hidhnin kohës fajin për ngjarjet negative që u ndodhnin, mbart damkën e kësaj arratisjeje. (Shik. Muslim, Kitabu'l-elfaz mineddehri ve gajriha, 1.) Ndërsa sahabët e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), sikundër kësaj, përpiqeshin për ta vlerësuar kohën me vetëdijen që u jepte surja Asr. Ndërsa kur ndaheshin nga njëri-tjetri, këndonin sures Asr më qëllim për t'ia kujtuar njëri-tjetrit këto parime. (Taberani, Evsat, Nr: 5124.)

Edhe ne duhet ta sundojmë rrjedhën e jetës duke prodhuar vlera nën prijësinë e Kuranit Fisnik e të Sunetit të të Dërguarit të Allahut dhe nën udhëheqjen e shëmbëlltyrës së sahabëve të nderuar. Ajo që synojmë me vlerën, në kuptimin më të gjerë të saj, është çdo lloj pune e dobishme, materiale apo shpirtërore qoftë ajo, që do ta mbrojë njeriun për të mos rënë në regres dhe kthim prapa.

Ebu Hurejra (r.a.), transmeton se i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë:

“Kush i beson Allahut dhe Ditës së Gjykimit, të flasë mirë, ose të heshtë!” (Buhari, Rikak, 23; Muslim, Iman, 74.)

Fjalët kanë shpirt. Fjalët jetojnë ndërmjet nesh. Disa japin jetë, ndërsa disa të tjera marrin…

Njeriu u fryn fjalëve prej shpirtit të tij. Për këtë arsye, fjalët janë sublime aq sa shpirti që i përkasin. Disa janë sublime dhe disa janë të ulëta. Për këtë arsye, fjalët e Allahut Teala janë të pashoqe dhe fjalët e Pejgamberit (a.s.), janë kaq kuptimplota. Fjalët janë zëri i shpirtit. Për këtë arsye, fjalët sublime dëgjohen vetëm prej shpirtrave të lartë.

Si mund të lartësohet fjala? Si mund të zbukurohet zëri i shpirtit? Duke bërtitur? Jo! Duke folur vazhdimisht? Jo! Mos vallë zbukurohet zëri i shpirtit duke i shtuar fjalës gënjeshtër, apo duke folur vazhdimisht për të tjerët, apo duke ua treguar të gjithëve ato që dëgjon?

Ah sikur të heshtësh! Në këtë mënyrë do të dëgjosh. Vërua veshin fjalëve të larta! Shiko çfarë thotë pejgamberi!

Cili?

Pejgamberi i fundit të cilit i është dhënë esenca e fjalës dhe i cili ishte xhevami’ul-kelim (Muslim, Mesaxhit, 5.): *“Kushdo që i beson Allahut dhe Ditës së Gjykimit, ose të flasë mirë, ose të heshtë!”* (Buhari, Rikak, 23; Muslim, Iman, 74.)

Profeti (a.s.), thotë se edhe të folurit e ka një ritëm. Ai flet për ekuilibrin ndërmjet fjalës dhe heshtjes. Kur ky ekuilibër të formohet siç duhet, notat në fjalë dalin të plota dhe gjejnë ritmin e tyre melodik. Atëherë, bisedat tona nuk përbëhen nga zhurma të thata që shkaktohen prej fjalëve të shumta. Atëherë, në qiell ngelet një zë i këndshëm. Atëherë, sublimiteti i shpirtit tonë reflekton në fjalën tonë. Fjalët tona thellohen aq sa thellësia e shpirtit tonë. Ato janë të plota aq sa është i plotë edhe ai. Gjithashtu janë edhe delikate aq sa është delikat edhe ai.

Kjo ka të bëjë aq shumë, saqë kur flet i Dërguari i Allahut (a.s.), të cilit i është dhënë esenca e fjalës dhe i cili mund t’i transmetojë me hijeshi edhe gjendjet më esenciale të fjalës, gjithësia hesht. Kur sahabët e nderuar e dëgjonin atë (a.s.), magjepseshin. Kur fliste ai (a.s.), mbusheshin zbrazëtirat. Kur fliste ai (a.s.), vargjet e poetëve dukeshin pavlerë…

Kur fliste i Dërguari i Allahut, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të, të gjithë përfitonin nga fisnikëria e tij sipas kapacitetit të tyre. Të gjithë merrnin nga ndonjë gjë sipas kapacitetit të tyre. Me çdo fjalë të tij, ndriçohej një anë e errësirës. Fjalët e tij, në çdo periudhë, linin një aromë të këndshme te dëgjuesi. Ata që e dëgjonin i magjepste me modestinë e tij. Krahas urtësisë, ai ndikonte te dëgjuesit edhe me hijeshinë që kishte. Në fjalët e atij (a.s.), ndjehej madhështia e modestisë. Nganjëherë thoshte fjalët më ndikuese duke heshtur. Vetëm një heshtje e tij jepte mesazhe të shumta që nuk i nxinin dot fjalët. Siç ishte i dobishëm të folurit e tij, ashtu ishte e dobishme edhe heshtja. Siç nuk ishin boshe fjalët e tij, edhe heshtja e tij shprehte shumë. Sa shumë gjëra patën mësuar sahabët e nderuar nga heshtja e tij! Sa shumë gjëra që i tha dhe ia mësoi Kaab b. Malikut (r.a.), duke heshtur! Ekuilibri madhështor i fjalës dhe heshtjes ishte bashkuar në personalitetin e tij. I Dërguari i Allahut, alejhi’s-selam, na pati mësuar se jo vetëm fjala, porse edhe heshtja ka një vlerë. Gjithashtu na pati mësuar se edhe fjala, edhe heshtja duhet të përdoren në vendet e tyre.

Nisur nga këto që thamë më lart, çdo heshtje e vlefshme në të vërtetë është një këshillë profetike. Nëse nga goja jonë do të dalë ligësi, nëse fjalët tona do ta lëndojnë, plagosin dhe përçmojnë bashkëbiseduesin, atëherë heshtja është më e mirë. Nëse nga buzët tona nuk do të dalin fjalë në lidhje me mirësinë, nëse pas një kohe zemra jonë do të bëhet shumë e ngurtë vetëm për shkak të këtyre, atëherë heshtja është më e mirë. Nëse fjalët tona do të lënë një shije të hidhur në gojë, nëse çdo fjalë e jona do të bëhet një shkallë për të na afruar një hap më shumë drejt Xhehenemit dhe nëse thonjtë tanë do të shndërrohen në kthetra sa më shumë që të flasim, atëherë heshtja është më e mirë. Nëse do të ndërtojmë ura shpifjesh dhe mashtrimesh me çdo



fjalë që del nga goja jonë, nëse fjalët tona do të ushqejnë urrejtjen, atëherë heshtja është më e mirë. Nëse çdo fjalë e jona do të shndërrohet në mish e kocka në tubimin e madh Ditën e Gjykimit dhe ne nuk do të kemi guximin për ta parë asnjërën prej tyre kur të na dalin përballë nesh, nëse sytë do t'i largojmë prej këtyre fjalëve dhe nëse këto fjalë do të na detyrojnë të themi: "Ah sikur të ishim dhe!", atëherë heshtja është më e mirë.

Përse të themi gjithë ato fjalë kur pastaj do të dëshirojmë të ikim prej tyre? Për çfarë po flasim? Mos vallë kemi për qëllim që t'i hapim gropën vetes me fjalët tona? Me sa duket, veten po e robërojmë me fjalët tona, por nuk jemi të vetëdijshëm për këtë. Atëherë ne duhet t'i thyejmë këta zinxhirë dhe duhet të shpëtojmë nga robëria e fjalës. Ajo që neve na takon të bëjmë është një heshtje e vlefshme apo një fjalë e mirë. Vetëm se kjo nuk është e lehtë aq sa pandehet, sepse njeriu nuk mund të flasë dot drejt pa qenë vetë i drejtë dhe nuk mund të flasë dot me modesti pa qenë vetë modest. Ndërkohë që vetë është i lig, kurrë nuk mund të nxjerrë fjalë të mira prej gojës së tij. Atëherë, si mund të flasë fjalë të mira gjuha jonë ndërkohë që largësia ndërmjet nesh dhe mirësisë është shtuar kaq shumë? Si mund të jenë përgëzuese fjalët tona ndërkohë që gjendja jonë i bën të tjerët të na urrejnë? Njeriu duhet të bëjë shumë mirësi, në mënyrë që të flasë për mirësinë. Siç thonë të urtët, prej qypit rrjedh ajo që ka brenda.

Çdo fjalë që na përket neve, madje çdo shkronjë, fillon të ndërtojë një "ne" që nga momenti kur të dalë nga goja jonë. Në të vërtetë, si të jemi ne, të asaj natyre dalin edhe fjalët nga goja jonë. Pra, fjalët tona dalin prej nesh sipas thellësisë, dijenisë dhe besimit që kemi. Pra, fjalët tona dalin prej nesh sipas lidhjes që kemi me përshpirtshmërinë, Zotin dhe të vërtetën. Për këtë arsye, çdo fjalë që e ka humbur përshpirtshmërinë, na largon neve nga vetja jonë. Humbja e të vërtetës dhe privimi nga përshpirtshmëria, na e zbraz brendësinë tonë po aq sa edhe atë të fjalëve tona. Gënjeshtrat, thashethemet dhe shpifjet na e prishin brendësinë tonë. Për këtë arsye, plagoset rëndë personaliteti, humanizmi dhe besimi ynë.

Prej një personaliteti të tillë nuk vjen mirësi. Pastaj rreth nesh mblidhen grumbuj fjalësh si grumbujt e plehrave. Kur njerëzit të na e vënë veshin, nuk do të gjejmë dot qoftë edhe një fjalë me bazë për ta thënë në lidhje me mirësinë. Atëherë, kur të na vijë radha për të folur, nuk do të themi dot fjalë të cilat priten nga besimtarët.

Për këtë arsye, nuk do të themi dot qoftë edhe një fjalë të vetme rreth të vërtetës përderisa nuk i shembim muret që kemi ndërtuar në perceptimin tonë. Edhe ne si besimtarë jemi kapluar nga ajo rrëkeja prej të cilës janë kapluar të gjithë. Prandaj nuk e ngremë dot zërin tonë në gjithë këtë zhurmë të madhe. Për shkak se merremi vetëm me problemet e përditshme, nuk po themi dot asnjë fjalë të vlefshme për ne që të jetë shërim për zemrat tona, madje, as nuk po heshtim dot.

Sa e dhimbshme është për njeriun që e kaplon veten pas zhurmës së të tjerëve dhe që nuk e thotë dot këngën e tij! Sa e dhimbshme është që njeriu të flasë siç jeton ngaqë nuk jeton dot siç beson! Sa e dhimbshme është kur të mos gjejë fjalë të vlefshme për veshët e të tjerëve ngaqë veshët e tij gjithmonë kanë qenë të pushtuar (nga kotësitë)! Dhe sa e dhimbshme është kur të shohë se fjalët e tij nuk zënë dot vend në anën e duhur të peshores! Këtë nuk mund ta themi vetëm për fjalët, por edhe për heshtjen!

# RREGULLAT E LUTJES

### NA MËSOI TË BËNIM LUTJE

Resulullahu, (a.s.), u mësoi lutje sahabëve të tij të nderuar.

Si shembull mund të japim këtë: Një ditë e kapi për dore Muadh ibn Xhebelin (r.a.) dhe i tha:

*"O Muadh! Betohem në Allahun se me të vërtetë të dua. O Muadh! Të këshilloj që në fund të çdo namazi të mos e lësh asnjëherë lutjen:*

*"O Allah! Më ndihmo të të përmend, të të falënderoj dhe të të adhuroj sa më mirë!""* (Ebu Davud, Vitr, 26.)

Dhikri / përmendja e Zotit dhe lutja do të thonë që të mos e harrojmë Allahun Teala në asnjë fazë të jetës sonë. Siç shprehet edhe ajeti fisnik:

Do të thonë përkujtim i Zotit duke na u dridhur zemra kur përmendet emri i Allahut Teala.

Falënderimi ndaj Allahut do të thotë që gjithmonë të jetojmë në gjendje falënderimi e lavdërimi ndaj Zotit duke e mbrojtur veten nga shkujdesja shpirtërore kundrejt mirësive të pafundme.

Falënderimi i gjuhës: Ky falënderim do të thotë që ose të heshtim, ose të themi fjalë të mira. Do të thotë shtim i meditimit kur të heshtim. Heshtja e Krenarisë së Gjithësisë, të Nderuarit tonë ishte meditim. Shihte qiellin dhe meditonte. Shihte tokën dhe meditonte.

Falënderimi i syrit: Ky falënderim do të thotë që t'i mbrojmë sytë tanë nga haramet dhe vitrinat djallëzore. Do të thotë që t'i kthejmë sytë tanë drejt vitrinave shpirtërore. Do të thotë që kështu të meditojmë rreth madhështisë hyjnore në çdo gjë që shikojmë.

*"O Allah! Më ndihmo të të përmend, të të falënderoj dhe të të adhuroj sa më mirë!"* (Ebu Davud, Vitr, 26.)"

Falënderimi i veshit: Ky falënderim do të thotë që të mos i dëgjojmë thashethemet, përgojimet dhe spiunimet. Do të thotë që veshët tani t'i drejtojmë te zërat shpirtërore si Kurani Fisnik, ligjëratat fetare, ezani dhe leximet e dobishme.

Falënderimi i trupit: Ky falënderim do të thotë që fuqinë e forcën të cilat i ka dhënë Allahu t'i përdorim në rrugë të Zotit.

Falënderimi i zemrës: Ky falënderim do të



*"Dhikri / përmendja e Zotit dhe lutja do të thonë që të mos e harrojmë Allahun Teala në asnjë fazë të jetës sonë. Do të thonë përkujtim i Zotit duke na u dridhur zemra kur përmendet emri i Allahut Teala."*



thotë që të mos e harrojmë Allahun Teala duke medituar gjithmonë rreth mirësive që na ka dhënë Ai. Në ajetin fisnik thuhet:

***"...Dijeni se zemrat qetësohen*** (arrijnë prehjen) ***vetëm me përmendjen e Allahut."*** (Ra'd, 28)

Allahu Teala thotë:

***"...Nëse dëshiron bëhu mirënjohës, nëse dëshiron bëhu mosmirënjohës!*** (Shpërblimi ose ndëshkimi i tyre do të jenë për ty!..)" (Shik. Insan, 3)

"Dhikri / përmendja e Zotit dhe lutja do të thonë që të mos e harrojmë Allahun Teala në asnjë fazë të jetës sonë. Do të thonë përkujtim i Zotit duke na u dridhur zemra kur përmendet emri i Allahut Teala."

Ndërsa adhurim i mirëfilltë ndaj Allahut Teala do të thotë që të kemi vepra të mira. Kjo realizohet vetëm duke i dhënë rëndësi fitimit të gradave shpirtërore.

Domethënë se;

Realizimi i kësaj lutjeje është i mundur vetëm me përparimin e jetës sonë shpirtërore.



Lutjet nuk duhet të mbesin vetëm në fjalë, por ato duhet të reflektojnë edhe në gjendjen tonë.

Ja, pikërisht atëherë lutjet, përgjërimet, pendimet dhe istigfaret tona shndërrohen në "teubeten nasuhaten / pendim të sinqertë" dhe hyjnë në natyrën e lutjeve të pranueshme.

Një ditë Aishja (r.anha), e pyeti Pejgamberin tonë të Nderuar:

"O i Dërguari i Allahut! Nëse do ta dija se në cilën natë është nata e Kadrit, si duhet të lutem atë natë?"

Krenaria e Gjithësisë, i Nderuari ynë (a.s.), i mësoi këtë lutje:

*"O Allah! Ti je shumë falës, fisnik i pafund dhe e do faljen. Andaj më fal mua!"* (Tirmidhi, Deavat, 84.)

Pejgamberi ynë i Nderuar (a.s.), i cili ka thënë: *"Lutja është esenca e adhurimit."* (Tirmidhi, Deavat, 1.), kur dikush bëhej mysliman së pari i mësonte faljen e namazit, pastaj e këshillonte që të lutej në këtë mënyrë:

*"O Allah! Më fal, më mëshiro, ma mundëso që të bëj vepra prej të cilave je i kënaqur dhe më jep mirëqenie e rrësk të bollshëm!"* (Muslim, Dhikr, 35.)

"Falënderimi ndaj Allahut do të thotë që gjithmonë të jetojmë në gjendje falënderimi e lavdërimi ndaj Zotit duke e mbrojtur veten nga shkujdesja shpirtërore kundrejt mirësive të pafundme."

### MEDITIMI PËR VARRIN DHE AHIRETIN

Pejgamberi ynë i Nderuar shqetësohej edhe për gjendjen e umetit në varr. Kur vdiq si dëshmor sahabi Sa'd ibn Muadhi (r.a.), i Nderuari ynë nuk u largua qoftë edhe për një moment prej tij. I fali namazin e xhenazes dhe i qëndroi pranë derisa u varros. Përgjatë kësaj kohe i bënte tesbih Allahut. Edhe sahabët e nderuar i bënin tesbih Allahut duke ndjekur Resulullahun (a.s.). Pastaj i Dërguari i Allahut (a.s.), dha tekbir. Edhe sahabët dhanë tekbir. Më vonë sahabët i thanë:

"O i Dërguari i Allahut! Përse bëtë tesbih dhe dhatë tekbir?" Resulullahu (a.s.), iu përgjigj atyre:

*"Varri e shtrëngoi këtë rob të devotshëm derisa ia zgjeroi Allahu."* (Ahmed, III, 360.) Pastaj e vazhdoi fjalën kështu:

*"Nëse do të kishte njeri që do të shpëtonte prej ndëshkimit të varrit, me të vërtetë ai do të ishte Sa'di. Varri e shtrëngoi atë në fillim. Por pastaj Allahu ia zgjeroi."* (Taberani, Kebir, X, 334.)

"Falënderimi i gjuhës: Ose të heshtë, ose të thotë fjalë të mirë. Kur të heshtim, duhet ta shtojmë meditimin. Heshtja e Krenarisë së Gjithësisë, të Nderuarit tonë ishte meditim. Ai shikonte qiellin dhe meditonte. Shikonte tokën dhe meditonte."

Nisur nga ky aspekt, edhe njëra prej lutjeve të Pejgamberit (a.s.), është:

*"O Allah! Të kërkoj mbrojtje Ty nga ndëshkimi i varrit dhe ndëshkimi i zjarrit* (xhehenemit)*!.."* (Buhari, Ezan, 149.)

"Këtë lutje e thoshte shpesh edhe Hazreti Mahmud Sami RAMAZANOGLLU në sohbetet (ligjëratat fetare) e tij. Edhe ne vazhdimisht duhet t'i themi këto lutje me gjuhë dhe zemër duke sjellë parasysh (medituar) varrin dhe ditën e ahiretit dhe duke menduar për gabimet dhe mëkatet që kemi bërë."

## LUTJA JONË NË SUREN FATIHA

Në krye të lutjeve më të rëndësishme për këtë botën dhe botën e përtejme vjen lutja që gjendet në suren Fatiha. Këto lutje kanë të vërteta që na inspirojnë.

Çdo ditë më e pakta dyzet herë i lutemi kështu Zotit (xh.xh.):

"O Zot! Na udhëzo në Sirata'l-Mustekim / Rrugën e Drejtë!"

Gjithmonë duhet të kemi kujdes ndaj drejtimit dhe devotshmërisë.

"(Na udhëzo) në rrugën e atyre që u ke dhënë mirësi!.."

Ndërsa ata që Zoti (xh.xh.), u ka dhënë mirësi janë:

- Pejgamberët
- Të sinqertët
- Dëshmorët dhe
- Të devotshmit. (Shik. Nisa, 69.)

Domethënë se duhet të përpiqemi për t'u bërë si ata dhe për të përfituar nga gjendja e atyre.

Pra;

Në veçanti duhet të marrim nga pesë cilësitë e pejgamberëve të cilat janë:

- Sinqeriteti,
- Besnikëria,
- Zgjuarsia,
- Mbrojtja nga haramet dhe
- Predikimi.

"Falënderimi i syrit: Ky falënderim do të thotë që t'i mbrojmë sytë tanë nga haramet dhe vitrinat djallëzore. Do të thotë që t'i kthejmë sytë tanë drejt vitrinave shpirtërore. Do të thotë që kështu të meditojmë rreth madhështisë hyjnore në çdo gjë që shikojmë."

Kështu duhet të marrim shembull edhe nga besnikëria dhe nënshtrimi i të sinqertëve...

Kështu duhet të marrim shembull edhe nga dashuria dhe sakrificat e dëshmorëve...

Kështu duhet të marrim shembull edhe nga sinqeriteti dhe dëlirësia e të devotshmëve...

"Falënderimi i veshit: Ky falënderim do të thotë që të mos i dëgjojmë thashethemet, përgojimet dhe spiunimet. Do të thotë që veshët tani t'i drejtojmë te zërat shpirtërorë si Kurani Fisnik, ligjëratat fetare, ezani dhe leximet e dobishme."

Ja pra, kjo do të thotë që t'i pasojmë ata që u janë dhënë mirësi. Ajo që duhet të kërkohet nga Allahu është që gjithmonë të gjendemi në rrugën e atyre. Dhe kurrë:

***"Në rrugën e atyre që kanë shkaktuar zemërimin Tënd, e as të atyre që kanë humbur."*** (Fatiha, 7)

Domethënë se;

Ne duhet të qëndrojmë larg në mënyrë serioze nga disa tradita, zakone, reklama dhe moda që janë jashtë Islamit, asnjëherë nuk duhet t'i dëshirojmë dhe nuk duhet të bëjmë lëshime nga dinjiteti dhe personaliteti Islam. Në të kundërt, do të na dobësohet besimi.

Në hadithin fisnik thuhet:

*"Ai që përpiqet për t'i ngjarë një populli,*

*edhe vetë është prej tyre.”* (Ebu Davud, Libas, 4/4031.)

## GJITHMONË KËRKO MIRËSI!..

Njeriu gjithmonë duhet të kërkojë nga Allahu Teala gjëra të mira. Njeriu gjithmonë duhet ta pohojë dobësinë e tij dhe nuk duhet të bie në një gabim si kërkimi i sprovave dhe vështirësive nga Zoti (xh.xh.). Enesi (r.a.), e tregon si më poshtë paralajmërimin e Pejgamberit tonë të Nderuar (a.s.), në lidhje me këtë çështje:

“Resulullahu (a.s.), vizitoi një të sëmurë që ishte dobësuar jashtëzakonisht shumë dhe e pyeti:

*“A i ke bërë lutje Allahut për ndonjë gjë apo a i ke kërkuar Atij ndonjë gjë?”*

I sëmuri tha:

“Po, i jam lutur Allahut duke thënë: ‘O Allah! Ndëshkimin që do të ma japësh në botën tjetër ma jep menjëherë këtu!’”

I Dërguari i Allahut, (a.s.), tha:

*“Subhanall-llah! I lartësuar është Allahu! Ti nuk ke fuqi për këtë. A nuk do të ishte më mirë që të luteshe në këtë formë:*

***‘...O Zot! Na jep të mira në këtë botë, të mira në botën tjetër dhe na ruaj nga ndëshkimi i xhehenemit!’*** (Bekare, 201)



Nisur nga këto fjalë, i sëmuri bëri këtë lutje dhe u shërua.” (Muslim, Dhikr, 23; Tirmidhi, Deavat, 71/3487.)

“Falënderimi i trupit: Ky falënderim do të thotë që fuqinë e forcën të cilat i ka dhënë Allahu t’i përdorim në rrugë të Zotit. Në ajetin fisnik është urdhëruar xhihadi në rrugë të Allahut me pasurinë dhe jetën (fizikisht).”

Njeriu gjithmonë duhet të lutet për mirësi si për veten, ashtu edhe për bashkëshorten/in, fëmijët dhe njerëzit e tjerë që e rrethojnë. Sado që njeriu të nxehet, asnjëherë nuk duhet ta mësojë gjuhën që të mallkojë. Për fat të keq disa njerëz, ngaqë u është mësuar goja, disa nëna dhe baballarë nuk i sundojnë dot nervat dhe nxjerrin fjalë të dhimbshme e mallkime të rënda. Kështu e dëmtojnë të ardhmen e fëmijëve të tyre.

Në hadithin fisnik transmetohet:

*“Belaja është e lidhur me fjalën që del nga goja!..”* (Sujuti, Xhamiu’s-Sagir, I, 110.)

“Falënderimi i zemrës: Ky falënderim do të thotë që të mos e harrojmë Allahun Teala duke medituar gjithmonë rreth mirësive që na ka dhënë Ai. Në ajetin fisnik thuhet: ***“...Dijeni se zemrat qetësohen*** (arrijnë prehjen) ***vetëm me përmendjen e Allahut.”*** (Ra’d, 28)”

Si argument për këtë transmetohet një ngjarje e tillë:

Ibnu’s-Sikkiti, i cili ishte prej dijetarëve të gjuhës, ishte ngritur deri në pozitën e mësuesit të fëmijëve të kalifit të asaj periudhe, Mutevekkilit. Një ditë u mësoi princave këtë poezi:

“Njeriu nuk vdes kur i rrëshqet këmba.

Por vdes kur i rrëshqet gjuha!..

Sepse njeriut i ikën koka kur gabon në fjalë.

Ndërsa plaga që i ndodh kur i rrëshqet këmba, shërohet me kalimin e kohës.”

Të njëjtën ditë kur Ibnu’s-Sikkiti po qëndronte me kalifin, pranë i shkuan dy bijtë e Mutevekkilit, Mu’tezi dhe Muejjedi, të cilët ishin nxënësit e tij. Mutevekkili i tha:

“A do më shumë dy bijtë e mi, apo Hasanin dhe Husejnin?”

Dijetari i madh e harroi marrjen e masave mbrojtëse kundrejt kësaj pyetjeje të tmerrshme dhe dha një përgjigje të rëndë që do t’i shkaktonte një fund si ai në poezi që ua mësoi nxënësve atë ditë:

“Pasha Allahun! Shërbëtori i Hazreti Aliut (r.a.), Kanberi është më i dashur për mua se ti bashkë me dy bijtë e tu!..”

Mutevekkili u kaplua nga zemërimi prej këtyre fjalëve dhe u tha burrave të vet:

"Këputjani gjuhën këtij!"

Ata ia prenë gjuhën dijetarit dhe i shkreti ndërroi jetë atë natë.

Edhe në historinë e Pejgamberëve, lutja e Jusufit (a.s.), në formën:

"O Zot! Burgu është më i dashur për mua se sa të bie në mëkatet që ata më ftojnë!", thuhet se është një shkak shpirtëror për futjen e tij në burg.

Dikush shkoi te Hazreti Abdullah ibn Mubareku dhe iu ankua për fëmijën e tij që nuk i bindej. Abdullah ibn Mubareku e pyeti:

"Mos vallë e ke mallkuar fëmijën?"

Ai iu përgjigj:

"Po."

Nisur nga kjo përgjigje, Abdullah ibn Mubareku (r.a.), i tha:

"Ti qenke bërë shkak për prishjen e fëmijës!"

"Njeriu gjithmonë duhet të lutet për mirësi si për veten, ashtu edhe për bashkëshorten/in, fëmijët dhe njerëzit e tjerë që e rrethojnë. Sado që njeriu të nxehet, asnjëherë nuk duhet ta mësojë gjuhën që të mallkojë."

Nuk është e drejtë që njeriu të kërkojë për vete vështirësi e vuajtje të rënda. Një urtësi e kësaj janë ndryshimet në gjendjen e njeriut. Njeriu mund të kërkojë diçka të rëndë e të vështirë duke shpresuar në sevapin e saj, por kur të përballet me ato vështirësi, shkatërrohet nëse nuk e shfaq rezistencën dhe durimin që në fillim pandehte se mund t'i shfaqte. Për këtë arsye, Krenaria e Gjithësisë, i Nderuari ynë (a.s.), ka thënë:

*"O myslimanë! Mos kërkoni që të përballeni me armikun. Kërkoni mirësi nga Allahu. Por kur të përballeni me armikun, bëni durim* (luftoni me të duke shfaqur rezistencë dhe qëndrueshmëri)*!"* (Buhari, Xhihad, 112.)

*"O myslimanë! Mos kërkoni që të përballeni me armikun. Kërkoni mirësi nga Allahu. Por kur të përballeni me armikun, bëni durim* (luftoni me të duke shfaqur rezistencë dhe qëndrueshmëri)*!"* (Buhari, Xhihad, 112.)"

Këtë këshillë profetike mund ta zgjerojmë:

Besimtari duhet të kërkojë shëndet, por kur ta kaplojë sëmundja, duhet të bëjë durim dhe t'i lutet Allahut Teala.

Besimtari duhet të kërkojë rrësk hallall e të gjerë, por kur të vijë varfëria, duhet ta konsiderojë këtë si sprovë dhe duhet të mjaftohet me atë që ka duke qëndruar larg mëkatit dhe gjynahut.

Si përfundim, ai duhet të kërkojë mirësi. Ndërsa kur të përballet me gjërat që duken si të këqija në kaderin e tij, duhet të shfaqë durim të mirëfilltë me një gjendje nënshtrimi të plotë ndaj Zotit.

Sepse njeriu nuk e di se çfarë është e mirë për të.

- Disa prej gjërave që i pëlqejnë, në fakt janë të këqija për të.
- Ndërsa disa gjëra që nuk i pëlqejnë, janë të mira për të.

Bazuar në këto që thamë më lart;

Allahu Teala, i Cili ka mëshirë të pafundme, edhe pse i përgjigjet lutjes së njeriut, nganjëherë nuk ia jep në këtë botë gjënë që do, por ia vonon dhe në vend të kësaj ia shton shpërblimin në ahiret.

Andaj besimtari;

Nuk duhet të bie në një gabim të madh siç është largimi nga Zoti duke u kapluar nga një mendim i gabuar në formën: "Zoti nuk mi pranon lutjet."

*"O myslimanë! Mos kërkoni që të përballeni me armikun. Kërkoni mirësi nga Allahu. Por kur të përballeni me armikun, bëni durim* (luftoni me të duke shfaqur rezistencë dhe qëndrueshmëri)*!"*

(Buhari, Xhihad, 112.)

Nga ana tjetër, një person që mendon se nuk i pranohen lutjet, gjithmonë duhet të kontrollojë jetën e tij shpirtërore.

Për pranimin e lutjeve është shumë i rëndësishëm që ushqimi i ngrënë dhe fitimi të jenë hallall.

Abdullah ibn Omeri (r.a.), këtë të vërtetë e shpreh si më poshtë:

"Edhe nëse dobësoheni e bëheni si hark duke falur namaz, edhe nëse treteni e bëheni si gozhdë duke mbajtur agjërim, Allahu nuk do t'ua pranojë ato ibadete përderisa të mos largoheni prej haramit dhe gjërave të dyshimta."

Krenaria e Gjithësisë, i Nderuari ynë (a.s.), thotë:

*"Dikush bëri udhëtim të gjatë në rrugë të Allahut. Flokët i kishte të çrregullta dhe i gjithi ishte i mbuluar nga pluhuri. Në atë gjendje i ngriti duart drejt qiellit dhe u lut: "O Zot! O Zot!"*

*Ndërkohë ajo që kishte ngrënë ishte haram, ajo që kishte pirë ishte haram dhe ushqimi i tij ishte haram.*

*Si mund të pranohej lutje e një njeriu të tillë!"* (Muslim, Zekat, 65; Veçanërisht shik. Tirmidhi, Tefsiru'l-Kur'an, 3.)

"(Na udhëzo) në rrugën e atyre që u ke dhënë mirësi!" Ndërsa ata që Zoti (xh.xh.), u ka dhënë mirësi janë: Pejgamberët, të sinqertët, dëshmorët dhe të devotshmit. (Shik. Nisa, 69.)"

Kafshata haram nuk është pengesë vetëm për pranimin e lutjeve, por edhe për pranimin e adhurimeve. Në hadithin fisnik thuhet:

*"Kushdo që e viziton këtë Shtëpi* (Qabenë) *me para që i ka fituar haram, ka dalë jashtë bindjes së Allahut. Pasi një njeri i tillë ta bëjë nijetin për haxh, të veshë ihramin, ta vendosë këmbën mbi yzengjinë e kafshës e të niset me të dhe nëse pastaj thotë:*

*"Lebbejk All-llahumme lebbejk", një thirrës nga qielli i thotë:*

*"Për ty nuk ka as lebbejk, as sa'dejk! (Je i refuzuar nga audienca e Zotit.)*

*Sepse fitimi yt është haram, ushqimi yt është haram, kafsha jote është haram. Kthehu si mëkatar pa marrë asnjë sevap! Po ashtu, pikëllohu për gjënë e pakëndshme e cila do të të ndodhë!"*

*Por nëse njeriu del në udhëtimin e haxhit me para hallall, e vendos këmbën në yzengjinë e kafshës, niset me të dhe thotë;*

*"Lebbejk All-llahumme lebbejk", një thirrës nga qielli thotë:*

*"Lebbejk ve sa'dejk! Ty të përgjigjem, sepse;*

*Kafsha jote është hallall, rroba është hallall dhe ushqimi është hallall. Hajt kthehu duke fituar sevape shumë të mëdha dhe duke mos hyrë aspak në mëkat! Gëzohu ngaqë do të të ndodhë diçka e cila do të të kënaqë dhe lumturojë!""* (Hejsemi, III, 2209-210.)

"Në veçanti duhet të marrim nga pesë cilësitë e pejgamberëve të cilat janë:

- Sinqeriteti,
- Besnikëria,
- Zgjuarsia,
- Mbrojtja nga haramet dhe
- Predikimi.

Kështu, duhet të marrim mësim nga besnikëria dhe nënshtrimi edhe i të sinqertëve..."

Përparimi shpirtëror dhe fazat spirituale janë shumë të rëndësishme në pranimin e lutjeve.

Transmetohet se;

Kur një ditë Hazreti Aliu (r.a.), po qëndronte ulur nën një pemë, një i varfër shkoi dhe i shfaqi nevojat e tij. Hazreti Aliu mori një grusht rërë nga toka dhe i këndoi. Pastaj ia dha të varfrit. Kur i varfri vuri re se rëra u shndërrua në pluhur floriri, u gëzua, u habit dhe i tha duke iu përgjëruar:

"O udhëheqësi i besimtarëve! Të lutem, për hir të Allahut ma mëso mua atë që i këndove!"

Kur Hazreti Aliu (r.a.), i tha se i kishte kënduar suren Fatiha, i varfri mori një grusht rërë nga toka dhe i këndoi Fatihanë. Por nuk ndodhi asnjë ndryshim. Ai i tha plot kureshtje Hazreti Aliut:

"Ç'është kjo gjë? Pse nuk po ndodh asnjë ndryshim?"

Hazreti Aliu (r.a.), i tha:

"Të dy i kënduam Fatihanë... Ky është ndryshimi i gojës dhe zemrës."

"Kështu duhet të marrim shembull edhe nga besnikëria dhe nënshtrimi i të sinqertëve...

Kështu duhet të marrim shembull edhe nga dashuria dhe sakrificat e dëshmorëve...

Kështu duhet të marrim shembull edhe nga sinqeriteti dhe dëlirësia e të devotshmëve...

Ja pra, kjo do të thotë që t'i pasojmë ata që u janë dhënë mirësi."

Po ashtu përgjatë lutjes duhet të qëndrojmë larg sjelljeve që e cenojnë sinqeritetin. Bërtitja dhe zgjatja e lutjes deri në atë masë saqë ta bëjë xhematin ta humbë emocionin për të shfaqur aftësi nëpërmjet rimës në lutjet që bëhen në kallaballëk, do të thotë që ta çojmë dëm esencën e ibadetit.

Sepse i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë:

*"Mos bërtisni përgjatë lutjes, sepse nuk po i flisni një të shurdhri."* (Buhari, Xhihad, 131; Muslim, Dhikr, 44.) Në këtë mënyrë i ka ndaluar lutjet me bërtitje dhe me zhurmë.

Këto gjëra ekstreme e dëmtojnë përshpirtshmërinë e ibadeteve dhe e pengojnë frymëzimin (begatinë) e tyre.

Edhe në një hadith tjetër thuhet:

*"Do të vijë një grup prej këtij umeti që do ta teprojë në pastërti dhe lutje!"* (Ebu Davud, Taharet, 45.)

"Ajo që duhet të kërkohet nga Allahu është që gjithmonë të gjendemi në rrugën e atyre. Dhe kurrë: "Në rrugën e atyre që kanë shkaktuar zemërimin Tënd, e as të atyre që kanë humbur." (Fatiha, 7)"

Gjithmonë duhet të vazhdojmë të bëjmë lutje me insistim dhe zemër të përvëluar, por krahas kësaj asnjëherë nuk duhet ta harrojmë se;

Të gjitha ibadetet dhe lutjet tona janë të pranuara.

Ndërsa Ai që na e ka mundësuar për të bërë lutje dhe ibadet është Zoti (xh.xh.). Falënderimi dhe lavdërimi i Zotit (xh.xh.), për këtë mirësi, përsëri është detyrë e njeriut.

Si në çdo të vërtetë, edhe në lutje nuk mjafton që gjuhët tona thjeshtë t'i shqiptojnë ato lutje. Kështu që duhet një zemër e përvëluar, lot të vërtetë dhe shpirt i pastër.

Hazreti Hasan el-Basriu thotë:

"Nuk kam frikë se nuk do t'ju pranohen lutjet, por shqetësohem në mos bini në një gjendje në të cilën nuk bëni dot lutje (për shkak të dobësimit të devotshmërisë suaj)..."

Si shembull për këtë gjendje po parashtrojmë pyetjen:

Sa mund të jetë e pranueshme te Allahu Teala lutja e atij njeriu që nuk i bën ibadet në formë të rregullt Zotit (xh.xh.), që nuk ka vepra të mira, që është i dhënë pas kësaj bote dhe që zemra nuk ia shoqëron atë lutje që ia thotë gjuha?

### LOTËT E SINQERTË

Hazreti Mevlana e shpjegon siç vijon rëndësinë e lutjes me lot ndaj Allahut Teala:

"Kur qiriu qan dhe derdh lot, bëhet më i ndritshëm.

Edhe dega e pemës gjelbëron dhe rritet me begatinë e resë që qan dhe me ngrohtësinë e diellit. Domethënë, për t'u rritur pema duhet ngrohtësi dhe ujë.

Pikërisht si këto që thamë më sipër, edhe për pranimin e pendimeve duhen re dhe vetëtima, domethënë, lot dhe përvëlim i zemrës."

"Nëse nuk bie vetëtima e zemrës dhe nuk lëshon shi reja e syrit, si mund të shuhen zjarri i zemërimit të nefsit dhe flakët e mëkatit?

Si mund të shfaqet në zemër begatia e takimit me Zotin, domethënë, ndriçimi i dritës së shfaqjes hyjnore?

Si mund të shpërthejnë e të rrjedhin burimet shpirtërore?

Nëse nuk do të bie shi, si mund t'ia thotë bahçja e trëndafilave të fshehtat gjelbërimit? Si do t'ia japin besën njëra-tjetrës manushaqja dhe jasemina?"

"Në hadithin fisnik thuhet: *"Ai që përpiqet për t'i ngjarë një populli, është prej tyre."* (Ebu Davud, Libas, 4/4031.)"

"Shiu le të bie pa pushim. Përndryshe kjo tokë thahet kur nuk ka ujë. Ndërsa ujërat që janë larg lumenjve dhe përrenjve, zverdhen, mbajnë erë, ndoten dhe nxihen."

"Kur të mbesin pa ujë vreshtat dhe bahçet si xheneti, zverdhen, veniten, u thahen gjethet, u bien dhe kthehen në vend sëmundjeje. (Kështu është edhe njeriu...)"

"Kudo që ka lum, ka edhe gjelbërim. Kudo që ka lot, ka edhe mëshirë. Andaj derdh lot nga sytë duke rënkuar si pusi i kopshtit, në mënyrë që të mbijë gjelbërimi në kopshtin e shpirtit tënd.

Nëse dëshiron lot, ki mëshirë për ata që i kanë sytë me lot. Nëse dëshiron të falesh e të mëshirohesh, mëshiroji të dobëtit dhe të mjerët."

"Ne duhet të qëndrojmë larg në mënyrë serioze nga disa tradita, zakone, reklama dhe moda që janë jashtë Islamit, asnjëherë nuk duhet t'i dëshirojmë dhe nuk duhet të bëjmë lëshime nga dinjiteti dhe personaliteti Islam. Në të kundërt, do të na dobësohet besimi."

Zemrat e dëlira e kanë shprehur kështu të vërtetën e lutjes:

• Ajo që duhet të kërkohet në lutje është mëshira hyjnore.

• Në lutje kërkojmë që fuqia e pafundme të ketë mëshirë për ne dhe të na dhurojë mirësi.

• Ajo që e mbush shpirtin e lutjes është shpresa për mëshirën hyjnore.

• Kur shpresa jonë ndaj Allahut arrin gjendjen e dashurisë, do të thotë se lutja ka arritur gjendjen më sublime.

• Lutja është keutheri më i ëmbël. Ajo përbëhet nga lotët dhe mëshira hyjnore. Dashuria shprehet nëpërmjet saj dhe të devotshmit prehen pranë saj. Sa më shumë që ta pinë zemrat e djegura, aq më shumë qetësohen.

Nexhip Fazëlli në burg e shprehu kështu gjendjen e lutjes ndaj Zotit (xh.xh.):

"Lutje, lutje, duart janë ngritur lart,

Yjet në duart e ngritura, qielli është copëtuar,

Lotët si një arë, kanë shpërthyer tërfil,

Një frymë, një temjan dhe mjegull që fluturon.

Një litar i hollë e mbush zbrazëtirën."

*"Nëse nuk bie vetëtima e zemrës dhe nuk lëshon shi reja e syrit, si mund të shuhen zjarri i zemërimit të nefsit dhe flakët e mëkatit?*

*Si mund të shfaqet në zemër begatia e takimit me Zotin, domethënë, ndriçimi i dritës së shfaqjes hyjnore?*

*Si mund të shpërthejnë e të rrjedhin burimet shpirtërore?*

*Nëse nuk do të bie shi, si mund t'ia thotë bahçja e trëndafilave të fshehtat gjelbërimit? Si do t'ia japin besën njëra-tjetrës manushaqja dhe jasemina?"*

### PARA SE TË BËHET SHUMË VONË

Asnjëherë nuk duhet t'i vonojmë pendimin dhe Istigfarin. Gjithmonë duhet të jetojmë duke i bërë Zotit lutje e përgjërime.

Të mos harrojmë se adhurimi, lutja dhe përgjërimi vazhdojnë deri në frymën e fundit. Pas frymës së fundit, çdo gjë përfundon.

Kur Ibrahimi (a.s.), e dëgjoi se do të shkatërrohej populli i Lutit (a.s.), deshi të lutej që ata të mëshiroheshin.

Nisur nga kjo, engjëjt i thanë:

"Tashmë ka kaluar koha e lutjes!.."

"• Ajo që duhet të kërkohet në lutje është mëshira hyjnore.

• Në lutje kërkojmë që fuqia e pafundme të ketë mëshirë për ne dhe të na dhurojë mirësi.

• Ajo që e mbush shpirtin e lutjes është shpresa për mëshirën hyjnore."

Në Kuranin Fisnik përmenden lutjet e përgjërimet e shumta dhe pendimet mësimdhënëse të banorëve të xhehenemit për të shpëtuar nga ndëshkimi i përhershëm. Por njoftohemi se këto përgjërime nuk do të kenë asnjë dobi.

Në ajetet fisnike thuhet:

***"Për jobesimtarët është përgatitur zjarri i Xhehenemit, ku ata nuk do të vdesin dhe as që do t'u lehtësohet dënimi. Ja, kështu Ne do t'i dënojmë mosmirënjohësit.***

***Atje*** (në xhehenem)***, ata do të thërrasin:***

***"O Zoti ynë, nxirrna se do të bëjmë vepra të mira e jo nga ato që kemi bërë."***

(Atyre do t'u thuhet):

***"Vallë, a nuk jua zgjatëm jetën aq sa të mund të mendohej ai që donte të kujtonte (Allahun)?! -Madje juve ju erdhi edhe paralajmëruesi?***

***-Andaj, shijoni*** (dënimin)***!***

***Sepse;***

***Për keqbërësit nuk ka kurrfarë ndihmësi!"*** (Fatir, 36-37)

"Kur shpresa jonë ndaj Allahut arrin gjendjen e dashurisë, do të thotë se lutja ka arritur gjendjen më sublime. Lutja është keutheri më i ëmbël. Ajo përbëhet nga lotët dhe mëshira hyjnore. Dashuria shprehet nëpërmjet saj dhe të devotshmit prehen pranë saj. Sa më shumë që ta pinë zemrat e djegura, aq më shumë qetësohen."

Andaj duhet të përpiqemi fort në këtë botë, në mënyrë që të mos na flitet kështu rëndë në ditën e Mahsherit (tubimit të madh). E kemi të domosdoshme që vazhdimisht të bëjmë edhe lutje me fjalë, edhe punë të mira, ibadete, sakrifica e të japim lëmosha të cilat janë lutje me vepra.

*"Kudo që ka lum, ka edhe gjelbërim. Kudo që ka lot, ka edhe mëshirë. Andaj derdh lot nga sytë duke rënkuar si pusi i kopshtit, në mënyrë që të mbijë gjelbërimi në kopshtin e shpirtit tënd.*

*Nëse dëshiron lot, ki mëshirë për ata që i kanë sytë me lot. Nëse dëshiron të falesh e të mëshirohesh, mëshiroji të dobëtit dhe të mjerët."*

## PARA SE TË HUMBET MUNDËSIA...

Ajeti fisnik na paralajmëron si më poshtë kundrejt pendimit shumë të dhimbshëm, por të padobishëm në ahiret:

***"Prandaj jepni prej atyre mirësive që ju kam dhënë Unë, para se t'i vijë vdekja ndonjërit, e ai të thotë: "O Zoti im, sikur të më kishe lënë edhe një kohë të shkurtër në jetë, do të kisha dhënë lëmoshë dhe do të bëhesha ndër të mirët!"*** (Munafikun, 10)

Për këtë arsye, përderisa të jemi gjallë gjithmonë duhet të jetojmë në gjendje pendimi, istigfari dhe lutjeje.

Sa bukur ka thënë Hazreti Mevlana:

"Njerëzit e mençur qajnë më parë. Ndërsa injorantët e godasin kokën dhe pendohen pasi të ketë marrë fund çështja.

Andaj shihe fundin që në fillim, në mënyrë që të mos bëhesh pishman në ditën e kiametit!"

"Hazreti Mevlana ka thënë: "Kudo që ka lum, ka edhe gjelbërim. Kudo që ka lot, ka edhe mëshirë. Andaj derdh lot nga sytë duke rënkuar si pusi i kopshtit, në mënyrë që të mbijë gjelbërimi në kopshtin e shpirtit tënd. Nëse dëshiron lot, ki mëshirë për ata që i kanë sytë me lot. Nëse dëshiron të falesh e të mëshirohesh, mëshiroji të dobëtit dhe të mjerët."

Tashmë le ta përfundojmë artikullin me lutjen në këtë histori.

Ebu Umame (r.a.), tregon:

"Resulullahu (a.s.), bënte aq shumë lutje saqë një pjesë të tyre nuk e mësonim dot përmendësh.

Atij i thamë:

"O i Dërguari i Allahut! Ju bëni shumë lutje. Një pjesë të tyre nuk po i mësojmë dot!"

Nisur nga kjo, Resulullahu (a.s.), na tha:

*"A t'ju mësoj një lutje që i përfshin të gjitha këto? Thoni kështu:*

*'O Allah! Të kërkojmë prej mirësive që të ka kërkuar edhe Pejgamberi Yt, Muhamedi* (a.s.) *dhe të kërkojmë mbrojtje prej të këqijave që të ka kërkuar Pejgamberi Yt, Muhamedi* (a.s.).

*Ti je Ai që mund të na ndihmosh. Në fund do të kthehemi te Ti.*

*Force dhe fuqia nuk mund të arrihen pa ndihmën e Allahut.'""* (Tirmidhi, Deavat, 88.)

"Hazreti Mevlana thotë: "Shiu le të bie pa pushim. Përndryshe kjo tokë thahet kur nuk ka ujë. Ndërsa ujërat që janë larg lumenjve dhe përrenjve, zverdhen, mbajnë erë, ndoten dhe nxihen."

**O Zot!**

**Na e mundëso të gjithëve që të marrim shembull nga gjendja e të Dërguarit Tënd (a.s.)!**

**Amin!..**

# FEJA DHE NJERIU NË KOHËT MODERNE

*Ahmet Tashgetiren*

Nga aspekti i **"vlerës"**, ajo që i nevojitet njeriut të parë në tokë ose e shprehur ndryshe, njeriut të parë që është krijuar, është përgjigjja e pyetjes se cilat do të jenë zgjedhjet e tij në lidhje me vetveten dhe botën që e rrethon.

Kur në mes futet edhe një njeri i dytë, përsëri nga aspekti i **"vlerës"**, lind pyetja se cili do të jetë kuadri i marrëdhënieve midis dy njerëzve. Kur rritet numri i njerëzve, tashmë nevojitet kërkimi i **"vlerës"** për një shoqëri të tërë. Islami dhe fetë hyjnore, në të gjitha këto raste, kësaj pyetjeje i përgjigjen me faktin se njeriu i parë ishte edhe profeti i parë. Ndërsa profeti është njeriu, që i ka sjellë njerëzimit lajme, dije dhe mesazhe prej Krijuesit ose e përmbledhur në një shprehje të vetme që i përmban të gjitha këto, një **"Hartë rrugore"**. Emri i përveçëm i mesazhit që vjen prej Krijuesit, është **"vahj/shpallje"** dhe gjithësia e vahjit, nënkupton **"fenë hyjnore"**.

Po të tjerët si e shpjegojnë? P.sh. të marrim shpjegimin e **Thomas Hobbes**. Sipas tij, njerëzit e fillojnë udhëtimin si ujqër të njëri-tjetrit. Parimi i tyre është ngrënia e njëri-tjetrit, përplasja, goditja dhe eliminimi... Kështu kalojnë vitet. Më vonë, njeriu e kupton se nuk ecet duke ngrënë tjetrin dhe thotë: *"Ta ndalim përplasjen. Të formojmë një forcë që është mbi të gjithë ne dhe t'i japim të drejtën të zgjidhë mosmarrëveshjet midis nesh, duke pranuar çdo gjykim të tij."* Hobbes mendon se kështu kanë lindur **"shteti"** dhe **"parimet e shtetit"**. Mirëpo, Hobbes nuk mjaftohet me kaq. Ai shprehet se në fazat e mëtejshme të "shtetit", fuqia që i është dhënë atij, shndërrohet në një përbindësh. Ky përbindësh është një krijesë që e ka marrë emrin prej Teuratit/Torës dhe Inxhilit/Ungjillit dhe simbolizon të keqen. Emri i tij është **"Leviathan"**.

Thomas Hobbes e shpjegon këtë koncept në librin e tij *"Leviathan, brendësia, forma dhe fuqia e një shtetit fetar dhe botëror"*:

**"Mënyra për t'i mbrojtur ata (shtetasit) nga pushtimi i të huajve, për t'i penguar që të dëmtojnë njëri-tjetrin dhe për të siguruar industrinë e tyre dhe frytet e tokës, është t'ia japësh të gjithë fuqinë dhe pushtetin një njeriu ose një këshilli (parlamenti) njerëzish... Njerëzit (që jetojnë në shoqëri), duhet t'i thonë njëri-tjetrit,**



ÇFARË DO TA NDALOJË NJERIUN? TA SUPOZOJMË SE LEVIATHANI I KOHËS SONË ËSHTË AMERIKA. ÇFARË DO TA NDALOJË ATË? TA SUPOZOJMË SE ËSHTË KINA, RUSIA APO IZRAELI. KUSH DHE SI DO T'I NDALOJË KËTA KUR TË PËRDORIN FORCËN?.. THUHET: "MIRË QË KA NJË EKUILIBËR FORCE, SEPSE NË KËTË MËNYRË NUK MUND TË PËRDOREN ARMËT E SHKATËRRIMIT NË MASË. NËSE NJËRI PREJ TYRE E PËRDOR, DUHET TË MARRË PARASYSH SE DO I VËRË FLAKËN GJITHË BOTËS."

***"Unë heq dorë prej të gjitha të drejtave të mia dhe ia jap ato këtij njeriu ose këtij këshilli njerëzish". Në këtë mënyrë, e gjithë fuqia dhe pushteti përqendrohet në një njeri të vetëm. Ky quhet shtet, ose latinisht "civitas". Kjo është lindja e Leviathan-it të madh."***

Kjo mënyrë shpjegimi, *-Më parë sheh nevojën e një* ***"vlere"*** *të njerëzve që jetojnë në shoqëri. Pastaj, në kuadër të kësaj vlere, sheh të nevojshëm një autoritet, i cili do të menaxhojë marrëdhëniet njerëzore. Ndërsa në fazën e tretë, parashikon transferimin e përgjegjësisë së përfaqësimit tek ky autoritet dhe respektimin e vendimeve të tij.* Mirëpo Hobbes, këtu nuk e anashkalon piketimin e rrezikut të kthimit në një përbindësh të këtij autoriteti, që i është dhënë përgjegjësia e përfaqësimit. Në fakt, ky është edhe problemi që ekziston së bashku me njeriun: Si do të mbahet nën kontroll kjo fuqi? Edhe një njeri i dobët ka një farë fuqie dhe, nëse ai e përdor atë pa kontroll, mund të bëhet i rrezikshëm për njerëzit. Por kur fuqia e njeriut të marrë dimensione të paimagjinueshme, përdorimi i saj sjell në rend të ditës një zhdukje/katastrofë në shkallë universale. Në analizën e Hobbes, shteti i cili del në skenë si një forcë rregullatore, është një institucion që do të menaxhohet nga njerëzit. Hobbes nuk e sheh të pamundur që një institucion njerëzor të kthehet në **"Leviathan, në një përbindësh"**. Prandaj lind nevoja e një **"vlere mbizotëruese"** dhe një **"përgjegjësie"**, e cila do ta kufizojë, si fuqinë e një njeriu të vetëm, ashtu edhe fuqinë e një njeriu të pajisur me vullnetin e shtetit. Pra, çështja është të zgjedhësh: Ose çdo gjë do të përcaktohet/kontrollohet nga fuqia e një njeriu apo e shtetit, ose të gjitha fuqitë do të lidhen pas një pushteti mbizotërues, ndaj të cilit do të mbajnë përgjegjësi... Në fakt, nëse zgjidhet që një person ose shteti të jetë përcaktues/kontrollues fuqie, gjithmonë ka rrezik që në një farë pike ata të kthehen në një **"përbindësh lufte"**.

Kurani fisnik demaskon ***"fuqinë brenda njeriut që me këmbëngulje nxit të keqen"***. Kjo do të thotë se edhe një njeri i vetëm edhe formacione të tjera, mund të bëhen provokatorë luftërash... Nëse i referohemi kohës sonë, vërejmë se bota është kthyer në shesh lufte të hapur apo të fshehtë, nga përbindësha të vegjël e të mëdhenj. Një gjë është e vërtetë, aq sa rritet fuqia, aq rritet edhe nevoja për ta kontrolluar atë. Kjo, sepse fuqia e pakontrolluar, në çdo moment është e gatshme të largohet nga të qenit një forcë pozitive dhe të kthehet në një forcë **"shkatërruese"**. Dhe me të vërtetë që njeriu i kohës sonë ka arritur fuqi të jashtëzakonshme, në sajë të zhvillimeve shkencore dhe teknologjike. Nëse parimi, **"njeriu është ujk i njeriut"** vazhdon të rrjedhë ende në damarët e njeriut, ai tashmë është pajisur me fuqi të jashtëzakonshme për të zhdukur ekzistencën e vet dhe të universit. Tashmë, në sajë të një arme shkatërrimi në masë, mund të fshish nga faqja e dheut vende e popuj. Duke manipuluar gjenet njerëzore, mund të nxirrni qenie krejt të ndryshme. Mund të vrisni fëmijët në barkun e nënës. Mund të bëni qitje mbi fëmijët. Mund të ndërtoni fusha të vdekjes, Gulaufe, Guantanamo, Ebu Garibë, Palestinë, Bosnjë, Çeçeni, Ruanda etj...

Çfarë do ta ndalojë njeriun? Ta supozojmë se Leviathani i kohës sonë është Amerika. Çfarë do ta ndalojë atë? Ta supozojmë se është Kina, Rusia apo Izraeli. Kush dhe si do t'i ndalojë këta kur të përdorin forcën?.. Thuhet: **"Mirë që ka një ekuilibër force, sepse në këtë mënyrë nuk mund të përdoren armët e shkatërrimit në masë. Nëse njëri prej tyre e përdor, duhet të marrë parasysh se do i vërë flakën gjithë botës."**

Shikoni pra këtë dilemë pa rrugëdalje! Duhet të zotërosh fuqi vdekjeprurëse, që jeta e njerëzve të vazhdojë! Në fakt, nuk është se njeriu nuk po kërkon vlera që do ta kapin për dore. Për sa i përket të drejtave njerëzore dhe rregullit universal, disa **"Marrëveshje Universale"**, mund të shihen si reflektimi i kërkimit të një **"vlere mbizotëruese"** në planin universal.

Nevoja për **"vlera etike"**, e cila kohët e fundit po përmendet shumë, pa diskutim që shpreh domosdoshmërinë e një vlere obliguese mbizotëruese. Mirëpo edhe ndjenja e vlerës etike mund të ngelet e pakuptimtë përballë njeriut, i cili ka prirjen të gdhendë gjithçka sipas vetes së tij. Për shembull, Amerika dhe Turqia janë dy shtete të cilat nuk e nënshkruajnë marrëveshjen e Kjotos. Marrëveshja e Kjotos cakton parimet e ruajtjes së ambientit dhe të ekuilibrit ekologjik. Pra, që të shpëtojë ajri, uji dhe të mbjellat. Që njeriu të mos helmohet kur të marrë frymë. Por me pretekste të ndryshme, si Amerika, ashtu edhe Turqia nuk e firmosin atë.

Një shembull tjetër, klonimi... Për shkak të "vlerave etike", rrethi shkencor ende nuk e konsideron të drejtë këtë çështje. Por dikush nga krahu tjetër, duke vënë në lëvizje vlerat etike personale, mund ta legalizojë manipulimin me fatin e njerëzimit.

Feja... Ajo i sjell të gjithë njerëzimit një vlerë mbizotëruese. Feja deklaron se përcaktuesi i këtyre vlerave, është **"Krijuesi"**. Feja ligjëron rregullin se të gjithë të fuqishmit janë të lidhur pas këtyre vlerave. Pra, Ai është zotëruesi i fuqisë absolute. Pranë fuqisë së Tij, askush dhe asnjë forcë nuk mund të shndërrohet në një Leviathan. Askush nuk ka të drejtë të bëhet Leviathan, qoftë në emër të Tij, qoftë kundër Tij. Ai nuk do që në tokë të ndodhin ngatërresa. Nuk do që njerëzit t'i kalojnë kufijtë. Çdo njeri dhe çdo forcë duhet të qëndrojë brenda **"kufijve hyjnorë"**. Ai që i kalon kufijtë do të përballet me pushtetin hyjnor. Në këtë pikë, një pjesë e dënimit është lënë për në "botën tjetër". **"Ndjenja e përgjegjësisë para Allahut"**, është kuadri i edukimit kryesor i të gjitha feve. Por kjo nuk është pengesë për zbatimin e dënimeve brenda kornizës së "kufijve hyjnorë" në këtë botë. Ndërsa, në rastet kur nuk merren fare parasysh kufijtë hyjnorë, formohet një fushë force plotësisht e pakontrolluar, e cila quhet **"tirani"**. Dhe aty ku nuk janë marrë parasysh kufijtë hyjnorë, në çdo kohë kanë ndodhur tirani të papara.

Por, a s'mund të kthehen në përbindësha njerëzit, duke përdorur "kufijtë hyjnorë"? Sigurisht që mund të kthehen në përbindësha. Por edhe lufta me ta, përsëri mund të bëhet duke kujtuar kufijtë hyjnorë. ***"Allahu nuk e do tiranin dhe tiraninë!"***

Në fakt, kërkimi i **"vlerave etike"** është kërkimi i fesë.

Njeriu që iku prej shtëpisë së Allahut, pasi u përplas sa andej këndej, e kuptoi se nuk mund ta vazhdojë jetën e tij kështu i vërvitur në vlera dosido dhe ndjeu nevojën për të disiplinuar vetveten. Dhe për të arritur këtë, në vend që t'u kthehet përsëri burimeve hyjnore, priret t'i prodhojë vetë vlerat. Ajo të cilën e quajmë **"vlerë etike"**, nuk është gjë tjetër veçse një orientim kah vlerat e përbashkëta të prodhuara nga njeriu.

Në fakt, të ashtuquajturat **"vlera etike"** zënë vend brenda një kuadri më gjithëpërfshirës, p.sh. brenda kritereve hyjnore. Por me kusht që të qëndrojnë të lidhura me vetëdijen e përgjegjësisë ndaj Allahut Teala...

Dijetarët islamë e kanë përkufizuar fenë me një shprehje shumë kuptimplote: **"et-Ta'dhim li emril-lah ue'sh - shefkatu ala halkil-lah"**, e cila do të thotë: **"Pranimi dhe respektimi i ligjeve/rregullave të Allahut, si vlerat më të larta dhe mëshirë ndaj krijesave të Allahut"**. Nga një anë, vërejmë një marrëdhënie që e sheh primare **"mëshirën"** ndaj të gjitha krijesave, një sistem shoqëror që ka për parim mëshirën dhe, nga ana tjetër, vërejmë dëshirën që kjo të arrihet me anë të besimit në Allahun, besnikërisë, lidhjes dhe respektit ndaj Tij... Që kontrolli i fuqisë të lidhet me **"pushtetin hyjnor"**... Në historinë islame, parimi që reflektonte rregullin shtetëror ishte ky: ***"Mos u mburr o padishah, Allahu është më i madh se ti!"***

Ndërsa Allahu Teala i ka tërhequr vërejtje Pejgamberit tonë (a.s.), me këto fjalë:

***"...Ti je vetëm këshillues dhe je i ngarkuar t'i detyrosh ata me forcë!"*** (Gashije, 21-22.)

Përderisa edhe Pejgamberi (a.s.), nuk mund të jetë **"detyrues"** në marrëdhëniet fe-njeri, as klerikët fetarë nuk mund ta bëjnë një gjë të tillë.

Nëse i referohemi Kuranit Kerim, na bëhet e qartë se **"kthimi në zot i klerikëve fetarë"**, është një devijim i madh nga rruga hyjnore. (shih. et-Teube, 31.) Feja islame u ka vënë kushte të gjitha fushave të forcës jashtë Allahut Teala dhe burimin e lejes së tyre e ka kufizuar me llogarinë që do t'i jepet Allahut Teala. Në bazë të kësaj, çdo forcë është e detyruar të përdoret në atë mënyrë, që të mund të jetë e justifikuar përballë vullnetit hyjnor...

Jemi në një kohë kur mendja e njeriut është shumë e turbullt. Pyetja: **Si do të pastrohet turbullira e mendjes së njeriut?**, ka vetëm një përgjigje:

Duke u mbështetur në hartën e rrugës, që Krijuesi e ka përpiluar për njeriun me anë të Islamit... Nëse do ta shprehim me gjuhën kompjuterike, duke formatuar zemrën dhe mendjen... Duke u kapur përsëri pas dorës së Rasulallahut, Muhamed Mustafait sal-lallahu alejhi ue sel-lem...



# BESIM, DASHURI, DËSHMI

Neslihan Nur Turk

Nëse ke thënë: "Dëgjova dhe besova!", çohu!

Nëse po lodhesh për të dëshmuar besimin, mundohu!

Me të vërtetë, kush kërkon gjen. Çdo të eturi që kërkon ujë, i djegur, i përmalluar e i tharë, i jepet ujë. Çështja është të arrish të falënderosh siç duhet pasi ke arritur tek uji. Dhe falënderimi nuk tregohet duke përsëritur thjesht fjalën "faleminderit", por duke u përpjekur të kesh frikë Allahun ashtu siç duhet. (shih. Al-i Imran, 3/123.)

Meqenëse falënderimi i vërtetë është i mundur vetëm me bindjen ndaj urdhrave të Allahut dhe ruajtjen nga ndalesat e Tij, atëherë duhet hequr dorë nga sjellja sipas qejfit dhe duhet besuar pa kushte.

Njeriu i beson më tepër atij që do. Ndërsa ndaj atij që nuk do, mban distancë dhe është i kujdesshëm. Shprehjet, si vallë, por, pse, apo vështirësia dhe ngurrimi në të besuar janë shenja të dyshimeve. Ndërsa besimi i vërtetë nuk bart asnjë ngurrim.

Besim do të thotë të pranosh në mënyrë të prerë vërtetësinë e dikujt, ta konsiderosh atë një qenie të lartë, pas të cilit mund të lidhesh dhe t'i drejtohesh atij me një respekt të palëkundshëm. Për çfarë nevojitet një besim kaq i fortë? Për të arritur përsosmërinë në zemër dhe për rrjedhojë edhe në sjellje dhe fjalë. Me çfarë mund të arrihet ky synim? Natyrisht që me dashurinë e një besimtari të përkryer...

Dikush që nuk të do aq sa të mund të thotë "dëgjova dhe besova", nuk mund as të të imitojë. Përngjasimi i atij që dashuron me atë që dashurohet, është për shkak se ai e pranon atë si qenien më ideale. Kur besojmë se tek dikush janë mbledhur të gjitha virtytet e larta, dëshirojmë t'i ngjajmë atij. E ndjekim, mundohemi të jetojmë si jeton ai dhe të jemi pranë tij sa herë që të kemi mundësi. Kur e duam dikë aq sa bëhet ideali ynë, ne marrim shembull mënyrën e jetesës së tij dhe përvetësojmë parimet e tij. Dashuria e vërtetë nuk është një fjalë e cila përsëritet vetëm me gjuhë, por ajo që bëhet shkak i një ndryshimi që shihet me sy dhe ndihet me zemër.

* * *

Në këtë pikë, po tregojmë një histori:

Në një fshat jetonte një djalë i ri, i cili donte një vajzë nga fshati, e cila quhej Aishe. Ai i shkonte poshtë shtëpisë së saj, i këndonte serenata, e lëvdonte me poezi dhe gjithmonë i shprehte dashurinë.

Kjo vazhdoi për një kohë të gjatë. Aq sa Aisheja filloi të mendonte: "Vallë, kur do vijë në shtëpi e të më kërkojë dorën?" Ndërkohë që ajo ishte zhytur

në këto mendime, djali ia beh përsëri. Aisheja po priste t'i thoshte ndonjë gjë të tipit: "Sot do vijmë nga ju për një sebep", kurse djali i thotë:

- Aishe të dua shumë! Por do të martohem me Fatimen. Të pres në dasmë. Do vish apo jo?

- ...!!...??...

***

Kur njeriut nuk i përputhen fjalët me veprat, do të dalë në pah një tablo e tillë. Duhet të pyesim veten: "Vallë, po ne, kështu si ky djali sillemi kundrejt atyre që themi se i vlerësojmë dhe i duam?" Si është gjendja jonë kur bëhet fjalë për besnikëri, bindje apo veprim; kur duhet të sakrifikojmë dhe të dëshmojmë?

Në fakt, fjalët e dashurisë që nuk janë dëshmuar me vepra dhe nuk kanë kaluar përtej fjalëve, nuk kanë asnjë vlerë. Por më e rëndësishme është të pyesim veten: "Vallë, po ne, të njëjtën gjë bëjmë kundrejt njeriut me moralin më të bukur, Pejgamberit tonë të dashur (a.s.)."

Sa i kemi ngjarë atij në mendime, fjalë apo punë? A mundëm të bëhemi sa thoi i tij në sakrificë? Sa e morëm shembull atë në lidhje me përjetimin me moslëkundje, dashuri dhe vendosmëri në atë që beson? Sa i ndoqëm gjurmët e të dashurve të Allahut, që janë edhe trashëgimtarët e tij? Kur themi, "e dua!", të bëjmë kujdes se me çfarë e kemi lidhur zemrën tonë, me të vërtetën apo me të kotën?

Nëse një mysliman thotë, "besova!", pastaj ndihmon jahuditë, të krishterët ose idhujtarët me paratë e veta, këtu ka një kontradiktë serioze. Një besimtar, në dukje dëshiron të marrë dije; por, nëse ai e shpenzon kohën, vëmendjen dhe pasionin e tij në gjëra të padobishme, kjo është shumë e çuditshme. Një nënë, e cila thotë se dëshiron që fëmijën e saj ta edukojë si vajzën e Pejgamberit (a.s.), por shkon dhe e edukon për gjëra të kësaj bote, edhe këtu del në pah në çudi. Nëse dikush agjëron gjithë ditën dhe në mbrëmje bën iftar me ushqim haram ose, nëse i fal pesë kohët e namazit, duke qëndruar përpara Allahut, pastaj lë mënjanë fenë në kohën më të nevojshme dhe thotë "jam rob i robit", kjo është me të vërtetë e pakuptimtë. E njëjta gjë është edhe me atë që, pasi thotë se është i mahnitur me karakterin e Omerit (r.a.), shkon e blen edhe një veshje tjetër pa pasur nevojë, duke shpërdoruar pasurinë.

Mirëpo edhe gjella që është duke zier edhe trëndafili që është duke çelur, madje edhe kufoma që është duke u kalbur, e kanë erën e tyre të veçantë. Prej çdo zjarri përhapet tym, nxehtësi dhe erë. Zjarri i vërtetë lëshon shkëndija. Zjarri i vërtetë të djeg e të pjek. Atëherë, të hedhësh slogane dashurie artificiale, si "U dogja nga malli për ty, o Rasulallah!" dhe të mos ketë asnjë shenjë tymi, zjarri apo shkëndije, është diçka shumë e çuditshme.

Po ashtu edhe femrat besimtare, që pasi thonë "besova", shpenzojnë një mal me para për të blerë veshje ekstremisht të ngushta, duke u futur kështu në kategorinë e "të veshurve lakuriq" (shih. Muslim, Xhennet 52.), janë shumë të çuditshme. E njëjta gjë ndodh edhe me meshkujt besimtarë që, megjithëse sytë i kanë të krijuar me kapakë, vazhdojnë me këmbëngulje të shohin haramin. (shih. en-Nur, 30.) Çudi është edhe me ata, që pasi thonë "jam mysliman elhamdulilah", vazhdojnë të hanë kamatën, të mashtrojnë njerëzit dhe të tradhtojnë amanetin; apo edhe me ata që thonë, "jemi prej umetit të Muhamedit" dhe e konsiderojnë veten të drejtë e të pafajshëm pas çdo lloj gjynahu, madje përpiqen edhe ta shfajësojnë veten.

Ndërkohë që duhet të merremi me verifikim, ne kemi probleme edhe në imitim; nëse themi "besova" dhe na ikin namazet, këtu ka diçka që s'shkon. Sa e çuditshme është që tashmë edhe vetë myslimanët nuk e respektojnë edukatën e Ramazanit, por hanë në mes të ditës në sy të të gjithëve.

Ndërkohë që mirësitë duhet t'i bëjmë vetëm për hir të Allahut, është e pakuptimtë që t'i bëjmë ato për hir të humanizmit me logjikën e pëlqimit nga të gjithë. Sa e trishtueshme është gjendja e egove tona që prodhojnë arsyetime pas arsyetimesh. Sa e hidhur është gjendja e njeriut, që e humbet mirësinë e namazit me xhemat, ndërkohë që dera e shtëpisë së tij është përballë derës së xhamisë.

Ejani, pa u bërë ende vonë të kthehemi me gjithë qenien tonë në gjurmët e njeriut me moralin më të bukur, në gjurmët e të Dashurit të Allahut (a.s.). Sa herë që themi "shehadetin", deklarojmë me gjuhë se Allahu është Një i Vetëm dhe se Muhamedi (a.s.), është i Dërguari i Tij. Tashmë, këtej e tutje, le ta vendosim Kuranin dhe sunetin në qendër të jetës sonë. Çështjet e çuditshme le të ndërrojnë vend në sajë të faljes e të bëhen mëshirë.

O Allah! Çështjet dhe zemrat tona merri në anën e kënaqësisë Tënde. Bëj që të kuptuarit, të mësuarit dhe besimi ynë të jenë të fortë. Na pajis me dashurinë që dashuron Ti dhe na fut në radhët e fatlumëve, që i ngjajnë të Dashurit Tënd dhe takohen në xhenet me atë të cilit i ngjajnë!

Amin!



# MONUMENTI I MBËSHTETJES DHE NËNSHTRIMIT NDAJ ALLAHUT ﷻ

*Xhafer Durmush*

**FAMILJA E HAZRETI IBRAHIMIT (A.S.)**

Tevekkul / mbështetje, do të thotë t'i besosh asaj që është te Allahu i Lartësuar dhe të mos ua hedhësh sytë asaj që kanë njerëzit. T'i besosh premtimit të Allahut të Madhëruar dhe të kërkosh mbrojtje vetëm nga Ai në çdo lloj situate.

Ndërsa nënshtrim do të thotë të pranosh caktimin hyjnor, duke e pritur me kënaqësi shfaqjen e tij ndaj teje. Të qëndrosh i fortë në fe, pa ndryshuar në aparencë dhe në brendësi prej fatkeqësive që mund të të ndodhin. Këto të dyja janë dinamikat bazë që thurin personalitetin e myslimanit duke e mbrujtur me nënshtrim ndaj caktimit. Për këtë arsye, Allahu i Madhëruar urdhëron: ***"Mbështetu në të Gjithëjetshmin, i Cili nuk vdes dhe madhëroje Atë me falënderim! Ai i di mjaft mirë gjynahet e robërve të Tij."*** (el-Furkan, 58.) Në një ajet tjetër, Allahu i Lartësuar thotë: ***"...Besimtarët le të mbështeten vetëm tek Allahu."*** (Ibrahim, 11.) Allahu Teala u jep siguri robërve të Tij që i mbështeten, duke thënë: ***"...Allahu i mjafton kujtdo që mbështetet tek Ai. Allahu e përmbush me siguri vendimin e Tij dhe për çdo gjë Ai ka caktuar masë."*** (et-Talak, 3.)

Hadithi fisnik në të cilin i Dërguari i Allahut, (a.s.), shprehet: *"Nëse do t'i besonit Allahut siç duhet, (Allahu) do t'ju furnizonte me risk sikur furnizon zogjtë..."* (Tirmidhi, Zuhd, 33.), na afron një shkallë më lart drejt perceptimit të urdhrit hyjnor në ajetet e mësipërme. Me këtë shembull gdhend në mendje një mësim që mund ta shikojë dhe ta marrë çdokush që është i mençur. Pastaj na mëson të lutemi në këtë mënyrë: *"O Zot! Të jam nënshtruar, të kam besuar dhe të jam mbështetur Ty. Fytyrën e zemrën time e kam kthyer nga Ti dhe kam luftuar kundër armiqve me ndihmën Tënde."* (Buhari, Texhxhud, 1.)

Tani, njërin prej shembujve më të lartë në çështjen e mbështetjes dhe nënshtrimit ndaj Allahut Teala, duam t'jua japim nga hadithet fisnike të Pejgamberit, (a.s.). Ky shembull flet për nënshtrimin dhe mbështetjen ndaj Zotit (xh.xh.), që kishte Ibrahimi (a.s.) dhe familja e tij.

Sipas transmetimit të Abdullah ibn Abbasit, (r.a.), historia e Ibrahimit, (a.s.), i cili me urdhrin e Allahut të Lartësuar e la bashkëshorten e tij Haxheren dhe birin e tij Ismailin afër një vendi ku do të ndërtohej Qabja, tregohet kështu në hadithin fisnik:

Ibrahimi, (a.s.), mori Haxheren dhe birin e tij, Ismailin (a.s.), i cili akoma nuk ishte ndarë nga gjiri dhe i çoi në Mekë. Ata i la nën një pemë të madhe që ndodhej në anën e sipërme të Qabes dhe të Zemzemit.

Atë kohë, në Mekë nuk kishte as njerëz dhe as ujë. Ja pra, Ibrahimi (a.s.), e la bashkëshorten dhe birin e tij në atë vend. Pranë u la një torbë me hurma dhe një enë me ujë. Pastaj u kthye dhe filloi të largohej, por Haxherja e ndiqte nga pas dhe i thoshte:

-Ibrahim! Përse po na lë në këtë luginë që nuk ka njerëz me të cilët mund të flasim dhe nuk ka asgjë për të ngrënë e për të pirë? Ku po shkon?

Këtë pyetje e përsëriti disa herë, por Ibrahimi (a.s.), nuk iu përgjigj. Më së fundi, e pyeti:

-Allahu të ka urdhëruar të veprosh kështu?

Hazreti Ibrahimi (a.s.), iu përgjigj:

-Po, Allahu më ka urdhëruar.

Haxherja i tha:

-Atëherë, Ai nuk na humb ne. Pastaj u kthye pas dhe shkoi te foshnja që kishte në pelena. Edhe Ibrahimi (a.s.), vazhdoi rrugën. Kur arriti në vendin e quajtur Senije, ku nuk e shikonte më askush, u kthye nga ana e Qabes, i ngriti duart lart dhe u lut: ***"O Zoti ynë, unë kam vendosur disa nga pasardhësit e mi në një luginë që nuk mbillet, afër***

***Shtëpisë Tënde të Shenjtë, që të falin namazin. Prandaj, bëj që zemrat e njerëzve të ndjejnë dashamirësi për ta dhe jepu fruta, me qëllim që ata të të falënderojnë."*** (Ibrahim, 37.)

Në vazhdimin e hadithit fisnik thuhet kështu rreth kësaj ngjarjeje, që iu bë dhuratë njerëzimit si shembull i lartë në nënshtrim dhe mbështetje ndaj Allahut Teala:

Haxherja i jepte gji Ismailit dhe pinte ujë nga ena. Së fundi, mbaroi uji në enë. Edhe vetë Haxheren, edhe birin e saj e zuri etja. Kur fëmija filloi të përpëlitej dhe të rrokullisej në tokë nga etja, Haxherja shkoi në kodrën më të afërt, Safa, për të mos parë gjendjen e birit të saj. Doli në majë të kodrës. Pastaj vështroi luginën, duke menduar se mos shikonte ndokënd, por nuk pa asnjë.

Pasi zbriti nga kodra dhe arriti në luginë, e mblodhi fundin e rrobës së saj që të mos e pengonte për të vrapuar. Pastaj filloi të vraponte me fuqinë e fundit të një njeriu që kishte ngelur në gjendje të vështirë. E kaloi luginën dhe shkoi në Merve. Doli në majë të kodrës, duke menduar se mos shikonte ndokënd, por prapë nuk pa asnjë. Ndërmjet këtyre dy kodrave, shkoi dhe erdhi shtatë herë.

Ibn Abbasi, (r.a.), në sqarim të këtij hadithi ka thënë: "I Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë: *'Ja, për shkak të kësaj, njerëzit ecin me nxitim ndërmjet Safas dhe Merves."* (Buhari, Enbija, 9.)

Në vazhdimin e këtij hadithi të gjatë fisnik, tregohet për gjetjen e ujit të Zemzemit nga ana e Haxheres, ardhjen në Mekë të fisit Xhurhum dhe interesimin e vizitën që i bënte Hz. Ibrahimi (a.s.) familjes së tij, pasi Ismaili (a.s.), arriti moshën e pjekurisë dhe u martua.

Me këtë ngjarje historike shumë emocionuese, desha t'ju them këtë: Sjelljet tona janë të vlefshme në raport me nënshtrimin dhe mbështetjen që kemi ndaj Allahut të Madhëruar. Pra, janë të vlefshme aq sa jemi të kënaqur nga Ai (xh.xh.). Aq sa t'i mbartim këto vlera të vjetra në jetën tonë të përditshme, aq mund të bëhet edhe rregullimi i përkeqësimit të marrëdhënieve ndërnjerëzore.

Më e rëndësishmja e të gjitha këtyre dhe puna më e begatë që mund të bëhet për të rregulluar njerëzimin, siç shprehet edhe në lutjen e Ibrahimit (a.s.), është vendosja e namazit në qendër të jetës dhe përpjekja për ta falënderuar Allahun e Lartësuar për mirësitë e pafundme që na ka dhënë.



# EDUKATA E LOTËVE

Pasi Allahu i Madhëruar e njofton njeriun për regjistrimin e të gjitha veprave të mëdha apo të vogla, të fshehta apo të qarta që bën ai, e urdhëron t'i ndjekë me seriozitet paralajmërimet në Kuranin Fisnik. Për shembull, Allahu Teala kërkon që të kemi disiplinë në të qeshur e në të qarë dhe thotë: *"Le të qeshin pak dhe të qajnë shumë si dënim për atë që kanë bërë."* (et-Teube, 82.)

Nga ky ajet kuptojmë se ne e kemi për detyrë të shikojmë të Dërguarin e Allahut (a.s.), në të gjitha detajet, që nga gjestet dhe mimika e deri te të qeshurit dhe të qarët. Edhe të qarët, edhe të qeshurit duhet të kenë një masë siç na ka mësuar Ai (a.s.).

Transmetohet se kur vdiq bija e të Dërguarit të Allahut, (a.s.), gratë filluan të vajtonin. Hazreti Omeri (r.a.), kërkoi leje që të pushonin, duke i ndëshkuar.

I Dërguari i Allahut (a.s.), i tha: *"Mos i prek o Omer! Lëri të qajnë."* Ato i paralajmëroi: *"Largohuni nga mënyra e të qarit të shejtanit!"* Pastaj bëri këtë shpjegim, që na mëson të rezistojmë me seriozitet ndaj fatkeqësive: *"Nëse të qarët bëhet me sy dhe me zemër, është prej Mëshiruesit, nëse bëhet edhe me gjuhë, është prej djallit."* (Ahmed bin Hanbel, I, 238, 325.)

I Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë: *"Qarja pa zë dhe dridhja në zemra është prej mëshirës hyjnore."* (Dejlemi, Musned, hadithi nr. 241.) Po ashtu, ka njoftuar se *"është shkak për të shpëtuar nga zjarri i xhehenemit."* (Shik. Tirmidhi, Fadailu'l-Xhihad, 8.)

Gjallëria në burimet e lotëve dhe mëshira në zemra, janë kapitali më i vlefshëm i këtij umeti dhe dega që mund të mbahemi e që mund të tërheqim mëshirën hyjnore. Por nuk duhet të harrojmë se këto duhet të jenë brenda kornizave të traditës profetike.

**REFERENCAT:** ***1)*** Buhari, Ejman, 19; Muslim, Adab, 12. ***2)*** Ibnu'l-Mubarek, Zuhd, I, 328/937; Hejthemi, VIII, 46. ***3)*** Ibnu'l-Mubarek, Zuhd, I, 68-69/207. (Kehf, 11) ***4)*** Ahmed ibn Hanbel, Musned, IV, 434. ***5)*** Taberi, XV, 238-239 (Isra 17/85); Razi, XXI, 204 (Merjem 19/64).

# METODAT QË NUK RUAJNË IMUNITETIN

*Doç. dr. Fërat Erdoan*

NJË MUNDËSI TJETËR, ËSHTË EDHE SHFAQJA E MIKROBEVE TË SAPO SHPIKURA. ASHTU SI NË RASTIN E KORONËS, DISA SPECIE NUK NJIHEN NGA SISTEMI YNË MBROJTËS, PASI ATO NUK GJENDEN NË THELB TE NJERËZIT. POR, KUR BËHEN «GJËRA TË PANATYRSHME» (PËR SHEMBULL, NGRËNIA E GJËRAVE QË NUK ËSHTË E LOGJIKSHME TË HAHEN NGA NJERËZIT), ATO NDRYSHOJNË DHE FILLOJNË TË SHKAKTOJNË SËMUNDJE TE NJERËZIT.

Shprehja «luftë pa paqe» është një përkufizim i mirë, si në aspektin e shëndetit fizik, ashtu edhe në atë shpirtëror. Ne jemi të ekspozuar ndaj sulmeve të armikut që me frymën e parë që marrim në këtë botë. Madje, këto janë rreziqe të shkaktuara nga njerëzit tanë më të afërm. Duke filluar nga infermierja që përpiqet të na peshojë pa i larë duart sipas rregullave, e deri tek vëllai dhe motra që duan të na përkëdhelin sapo vijnë nga shkolla, ka shumë faktorë të rëndësishëm që transmetojnë tek ne ushtarët e armikut të quajtur mikrobe.

Që të flasësh për «luftë», duhen dy palë. Njërën palë e dimë; mikrobet. Po e dyta cila është? Është sistemi imunitar i trupit. Sistemi imunitar fillon të zhvillohet kur jemi ende në barkun e nënës. Por le t'i biem shkurt pa hyrë në detaje teknike: Sistemi imunitar lufton kundër armikut me anë të qelizave që prodhohen në shumë organe si palca e eshtrave, bajamet dhe shpretka.




Sapo vijmë në këtë botë, qelizat që na kalojnë nga nëna na mjaftojnë për ca kohë. Elementët imunitarë të formuar nga sëmundjet e nënës sonë sigurojnë mbrojtje për rreth 6-12 muaj. Pas kësaj, ne mësojmë fjalëkalimin e mikrobit dhe e ruajmë atë në arkiv, duke u vaksinuar ose duke e kaluar atë sëmundje.

Disa mikrobe, si fruthi, kanë vetëm një lloj dhe kalohen një herë në jetë. Kur përballet përsëri, trupi mund të mbrojë veten. Në 1846, gjatë një epidemie fruthi në Ishujt Faroe, vdiqën 2000 njerëz. Në atë kohë, kjo shifër ishte ndoshta gjysma e popullsisë së ishullit. Por, pse kaq humbje? Sepse në këtë ishull të vogël malor në mes të oqeanit, «fjalëkalimi» i fruthit ishte i panjohur, pasi askush nuk e kishte kaluar deri atëherë.

Me mikrobet e gripit, çështja bëhet pak më e koklavitur. Kjo, sepse edhe diversiteti është i madh, por edhe struktura antigjenike mund të ndryshojë. Madje, ato kanë numra identifikimi si ne; këtë vit të sëmurin e ikin, ndërsa vitin tjetër ndryshojnë 1-2 shifra në numrin e identifikimit dhe arrijnë ta anashkalojnë sërish sistemin e mbrojtjes. Një mundësi tjetër, është edhe shfaqja e mikrobeve të sapo shpikura. Ashtu si në rastin e Koronës, disa specie nuk njihen nga sistemi ynë mbrojtës, pasi ato nuk gjenden në thelb te njerëzit. Por, kur bëhen «gjëra të panatyrshme» (për shembull, ngrënia e gjërave që nuk është e logjikshme të hahen nga njerëzit), ato ndryshojnë dhe fillojnë të shkaktojnë sëmundje te njerëzit.

Le të kthehemi përsëri në fushën e betejës.

Kur një person i shëndetshëm ndeshet me një mikrob, që ka kaluar njëherë më parë, ky armik eliminohet pasi është i njohur për trupin. Ose, sistemi

imunitar është trajnuar me anë të vaksinës dhe, pavarësisht se mikrobi vjen për herë të parë, ai njihet nga sistemi dhe nuk lejohet të jetojë në trup.

Por, çfarë ndodh kur trupi bie në kontakt me një mikrob për të cilin ai nuk ka të dhëna? Pikërisht atëherë hyn në lojë sistemi imunitar.

Armiku analizohet dhe bëhet përcaktimi si bakter, virus, kërpudhë, etj. Menjëherë më pas, vendoset se cilat qeliza do të luftojnë dhe lufta fillon.

Kundër mikrobeve të rralla, siç është «tërbimi», njeriu nuk ka asnjë shans. Madje, pas shfaqjes së sëmundjes, nuk raportohet pothuajse asnjë i mbijetuar. Në shumicën e rasteve, është mikrobi që nuk ka asnjë shans, sepse sistemi imunitar e shkatërron mikrobin me armët e tij të ndryshme.

Në fakt, mesazhi që duam të përcjellim në këtë artikull fillon pas kësaj pike. Si ta përmirësojmë dhe ta forcojmë sistemin tonë aktual të mbrojtjes?

Mendoj se lexuesit tanë që kanë lexuar me durim deri në këtë rresht, prindërit me fëmijët, ata që ranë në shtrat me virusin korona dhe u zgjuan me grip do të thonë; «tamam, këtë po prisnim edhe ne».

Por na vjen keq, sepse nuk do të gjeni përgjigjen që prisnit.

Fatkeqësisht, nuk ka asgjë që rrit imunitetin.

Por ç'është më e keqja, jo vetëm që nuk ka asgjë që e rrit, por ka shumë armiq që e dobësojnë, shkaktojnë regresin dhe paaftësinë e tij.

Çështja më e rëndësishme është: Mos e lodhni dhe mos e shkatërroni sistemin tuaj të mbrojtjes që ju është dhënë/dhuruar.

Diabeti i pakontrolluar, pirja e duhanit -që është edhe haram-, kushtet e papërshtatshme të jetesës, kequshqyerja, etj., përbëjnë një listë të gjatë faktorësh që shkatërrojnë imunitetin…

Kemi parë shumë reklama; lule shtogu i zi, ilaç për çdo sëmundje, forcon imunitetin, thyen lloj-lloj mikrobesh, ose ekstrakt i farës së rrushit të zi, etj. A janë kot këto?

Siç e dini; kushti i provës i takon pretenduesit.

Por, në librat bazë që ne i pranojmë si ligj, nuk ka hyrë thuajse asnjë produkt i tillë, efekti i të cilit është vërtetuar.

Ne e kemi thënë edhe në numrat tanë të mëparshëm; le të shohim me kujdes burimin e informacionit. Nuk duhet t'u japim rëndësi "gjërave" të vetështpallura, edhe nëse futen në kuti ilaçesh dhe shiten në farmaci.

Të mos keqkuptohemi: Nëse niveli i hekurit ose zinkut në trupin tuaj është i ulët (e vërtetuar nga testet laboratorike) kjo ju dobëson imunitetin dhe zëvendësimi i tij patjetër do t'ju ndihmojë. Por, nëse fëmijës që i rrjedhin hundët në dimër, i japim ilaç me hamendje, vetëm sa kontribuoni në ekonomi.

Mundësia e dytë, është mbështetja natyrale, me të cilën jemi plotësisht dakord.

Në dy studime të publikuara disa muaj më parë, njëri me 300 mijë dhe tjetri me 70 mijë pacientë, rezultoi se tek të moshuarit e avancuar, të cilëve iu dhanë një grusht vitaminash, këto suplemente, jo vetëm që nuk kontribuan, por rezultuan të dëmshme, sepse ato i mbështetën më shumë qelizat kancerogjene.

Në artikujt që kemi lexuar prej vitesh mbi përfitimet e vitaminave, është anashkaluar një pikë. Vitamina C është e dobishme, nëse merret nga portokalli; hekuri është i vlefshëm, nëse është brenda në trahana. Le të themi gjithashtu se; qëllimi i përfitimit konsiston në uljen e kohëzgjatjes së gripit dhe shkurtimin e kohëzgjatjes së ankesave.

Një tjetër molekulë e mrekullueshme e kohëve të fundit, janë probiotikët. Lidhur me përfitimet e tyre të ndryshme, ekzistojnë të dhëna shkencore. Megjithatë, edhe aty pranohen burimet natyrore. Nëse ato prodhohen duke përdorur burime natyrore si kosi, turshitë, kefiri dhe uthulla ato bëhen një kurë për shumë sëmundje, përfshi edhe ruajtjen e imunitetit.

Tani sezoni ka mbaruar, por gjithsesi le ta përmendim edhe këtë: A ju mbron vaksina kundër gripit?

Është e pamundur të rekomandohet përveç se për ata që bëjnë pjesë në grupet e rrezikut, si fëmijët me astmë ose sëmundje kongjenitale të zemrës dhe të moshuarit me SPOK (Sëmundja Pulmonare Obstruktive Kronike). Sa përqind e mjekëve mendoni se marrin vaksinën kundër gripit? Sipas një studimi, shkalla e vaksinimit tek mjekët që punojnë në spitalin e sëmundjet e kraharorit, është 4.5%… Nuk ka nevojë për më shumë komente.

Mbase, çdo paragraf mund të shpjegohet në disa faqe, por le të mjaftohemi me kaq sa është rezervuar për ne.

Këshilla jonë, është të mos besoni në formulat magjike që janë përdorur dhe harruar një mijë vjet më parë dhe tani janë rizbuluar. Gjithashtu, as produktet që reklamohen sikur janë nxjerrë nga qindra metra thellësi prej Kanalit të La Manshit dhe prodhohen me teknologji hapësinore…

Një jetë e jetuar me pastërti të denjë për krijesën më të nderuar, do t'ju bëjë të lumtur në të dy botët.

Qofshi mirë…




# ZEMRA E PËRKUSHTUAR NDAJ IBADETEVE TË NATËS

*Ibrahim Koç*

Nata mbart një përshpirtshmëri të veçantë me kohën e agimit që ka çdo herë. Prandaj, ibadetet e bëra në kohën e agimit janë të pranuara. Pjesa e artë e kohës është nata. Ndërsa zemra e natës është koha e agimit. Në Kuranin Fisnik, fjala natë përmendet 114 herë. Po ashtu, ai na njofton se edhe vetë ka filluar të zbresë në një natë të bekuar. Dyert e mëshirës hapen natën. Allahu i Lartësuar thotë në Kuran: ***"Kryeje namazin prej kthimit të diellit** (nga gjysma e qiellit) **deri në errësirën e natës dhe këndo Kuran në agim; me të vërtetë, falja e mëngjesit është e dëshmuar** (nga engjëjt). **Kaloje një pjesë të natës, si falje shtesë për ty** (Muhamed)**! Është e vërtetë se Zoti yt do të të vendosë ty në një vend të lavdëruar."*** (Isra, 78-79)

I Dërguari i Allahut, (a.s.), na përgëzon duke na treguar se Allahu i Lartësuar zbret në qiellin e dynjasë në kohën e agimit dhe u përgjigjet lutjeve që bëhen në këtë kohë. Po ashtu, ka thënë: *"Ju sugjeroj të ngriheni natën (të falni namazin e tehexhudit), sepse ai është zakoni i të devotshmëve që kanë jetuar para jush dhe ju afron me Allahun. Ju mbron nga mëkatet, është falje për të këqijat dhe shpëtues nga sëmundjet fizike."* (Tirmidhi, Deavat, 112.) "Leximi i sures Tebareke çdo natë, ju shpëton nga ndëshkimi i varrit dhe ju mbron nga zjarri i xhehenemit." Për lartësimin e shpirtit të njeriut, mund të thuhet se nuk ka asnjë vlerë që mund të zërë vendin e tehexhudit, i cili falet në kohën e agimit. "Veçanërisht namazet e natës që falen në moshë të re, janë si një rrugë e sigurt për t'i hapur shpirtit dyert e frymëzimit hyjnor, sepse namazi i natës është ibadeti që nuk e kapin dhe nuk i ngjiten aspak sëmundjet brejtëse dhe vrasëse." "Dijeni mirë se nderi i besimtarit është në namazin e natës, ndërsa krenaria e tij është në moskërkimin nga të tjerët." "Ditët janë

të lidhura me botën e dukshme, ndërsa netët janë të lidhura me botën e gajbit." (Ibn Arabi, Futuhat, 1, 395.)

Profesor Kamil Mirasi, i cili është prej yjeve të qiellit tonë të dijes dhe gnosës, thotë: "Ajetet dhe hadithet që transmetohen në lidhje me frymëzimin dhe begatinë që njerëzit nuk mund ta përshkruajnë dhe përkufizojnë, influencojnë te zemrat e pastra dhe besimtare. Çdo besimtar që i lexon dhe i mëson me sinqeritet e pastërti ato, e ka të pamundur që zemra e tij të mos ndikohet nga ky ibadet i dashur. Çdo falës i namazit të natës, që e ka zemrën e zgjuar dhe qëndron në audiencën e Allahut të Madhëruar në kohën e agimit, ndjen me plot gëzim zbritjen e frymëzimit hyjnor në zemrën e tij si një shi i butë vere, atë ditë e kalon i lumtur nga fillimi e deri në fund dhe përmallohet për tehexhudin e natës së ardhshme." (Kamil Miras, Texhrid, vëll. 4, fq. 33.)

Tehexhudi është namazi që i ndriçon errësirat e botës së berzahut. Për këtë arsye, ata që dëshirojnë ta ndriçojnë jetën e berzahut, nuk duhet ta lënë këtë namaz, sepse drita që ndriçon varrin është namazi i natës. Të gjithë librat fetarë dhe veprat letrare flasin për frymëzimin e madh dhe qetësinë shpirtërore që nata dhe agimi u jep shpirtrave sublimë. Po ashtu, të gjithë e dimë se mistikët i japin shumë rëndësi gjallërimit të natës me ibadet. Erzurumllu Ismail Hakkë, Junus Emre, Mevlana dhe shumë sulltanë të tjerë shpirtërorë, shihet se i kanë dhënë shumë rëndësi natës dhe agimit. Faktikisht, të gjithë mistikët flasin për natën dhe agimin.

I Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë: *"Natën ka një kohë të tillë që, nëse myslimanit i rastis të lutet në atë orë, çfarëdo që të kërkojë nga Allahu prej të mirave të kësaj bote dhe të ahiretit, Allahu do t'i japë patjetër atë që dëshiron. Kjo orë është çdo natë."*

*"Dy rekatë namaz që biri i Ademit i fal në agim, janë më të mira për të se kjo botë dhe çfarë ka në të. Sikur ta dija se kjo nuk do ishte e vështirë për umetin Tim, do t'ua bëja farz."*

*"Mos e kalo natën pa namaz, edhe nëse është sa koha e mjeljes së një deveje apo deleje. Edhe namazi që falet pas namazit të jacisë, është prej namazit të natës."*

*"Dy rekatë namaz që falen në mes të natës, janë falje për mëkatet."*

*"Epërsia e namazit të natës ndaj namazit të ditës, është si epërsia e sadakasë së dhënë fshehurazi ndaj sadakasë së dhënë haptazi."*

Ata që nuk e vlerësojnë përfitimin nga begatia e natës, privohen edhe nga begatia e ditës duke u ngritur në mëngjes të lodhur dhe të mekur. Nëse besimtari e shfrytëzon natën ashtu siç duhet dhe përfiton nga klima shpirtërore e dhikrit, nata e tij bëhet më e ndritshme se dita. Nata është koha më e volitshme për t'u lutur që të shpëtojmë nga ndëshkimi hyjnor. Hz. Sulejmanit i tha nëna e tij:

"Biri im! Mos fli shumë natën, sepse gjumi i tepërt përgjatë natës e lë njeriun të varfër Ditën e Kiametit."

I Dërguari i Allahut (a.s.), falte namaz natën, derisa i plasariteshin këmbët dhe i enjteshin pulpat. Ai që ishte mbreti i dy botëve, njeriu më i dashur, sulltani i zemrave dhe i dashuri i Mëshiruesit. Nëna jonë, Hz. Aishja i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Allahu t'i ka falur të gjitha gabimet që ke bërë në të kaluarën dhe që mund të bësh në të ardhmen. Përse e lodh veten kaq shumë?" Hazreti Pejgamberi (a.s.), i tha: *"A të mos jem një rob që e falënderon Zotin për këtë?"* Domethënë, nëse e lë tehexhudin, nuk mund të jem një rob falënderues.

Lus Allahun të na bëjë prej fatlumëve që e lënë gjumin për në varr dhe rehatinë për në xhenet! Amin!





# TË PAKTËN, TË MOS U SHKAKTOJË DËME NJERËZVE!

*Fehmi Çiçek*

Nga Ebu Musa el-Esh'ariu, (r.a.)u, transmetohet se i Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë:

*"Çdo mysliman e ka farz dhënien e lëmoshës."*

Ebu Musa el-Esh'ariu (r.a.), e pyeti:

"O i Dërguari i Allahut! Po nëse nuk ka mundësi për të dhënë lëmoshë?"

*"Le të punojë. Në këtë mënyrë i bën dobi vetes dhe e kryen detyrën e dhënies së lëmoshës."*

"Po nëse nuk ka mundësi ta bëjë edhe këtë?"

*"Atëherë le të ndihmojë ndonjë që ka nevojë."*

"Po nëse nuk ka mundësi ta bëjë edhe këtë?"

*"Le të urdhërojë (inkurajojë) të mirën (apo ndonjë gjë tjetër të bukur)."*

"Po nëse nuk mund ta bëjë edhe këtë?"

*"Atëherë, të paktën të mos u shkaktojë dëm njerëzve. Kjo është një lëmoshë për të!.."*

Lëmosha është një argument, i cili vërteton se Islami është sistem i mëshirës. Ajo forcon ndjenjat shpirtërore të njeriut që jep dhe që merr. Siguron zhvillimin social në shoqëri dhe i lidh fuqishëm individët me njëri-tjetrin.

Ndihma reciproke, e cila është njëra prej dinamikave themelore për formimin e një shoqërie të qytetëruar dhe të fortë, i gjallëron ndjenjat e ndarjes së të keqes dhe të së mirës me të tjerët. Në këtë mënyrë, ajo shoqëri bëhet një shoqëri e suksesshme, e pasur dhe e civilizuar.

Për këtë arsye Islami i ka dhënë rëndësi të madhe lëmoshës dhe e ka bërë farz atë për çdo mysliman. I Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë: *"Mbrojeni veten tuaj nga xhehenemi* (duke dhënë sadaka) *qoftë edhe një gjysmë hurme."* Po ashtu, Hz. Pejgamberi është shprehur se lëmosha nuk bëhet vetëm me para apo vetëm duke e shpenzuar pasurinë në rrugë të Allahut Teala. Në këtë mënyrë, na ka njoftuar se te Allahu i Lartësuar pranohet si lëmoshë edhe buzëqeshja ndaj një vëllai mysliman, të ndihmuarit e dikujt që bën një punë të mirë duke e mbështetur atë, edukimi i psikologjisë së njeriut dhe përforcimi i përshpirtshmërisë së tij me dhikrin e Allahut Teala, duke thënë subhanallah, elhamdulillah, Allahu ekber dhe la ilahe ilallah, edhe të komunikuarit ëmbël me njerëzit, edhe urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja, çdo hap i hedhur kur shkohet

në xhami për të falur namazin me xhemat, një pemë e mbjellë në mënyrë që të përfitojnë njerëzit dhe çdo frut i asaj, çdo gjethe e këputur, çdo degë e marrë, shkurtimisht edhe çdo gjë prej të cilës kanë dobi njerëzit dhe kafshët. Pra, të gjitha këto i japin sevape njeriut. Ja kuptimet e fjalëve origjinale të të Dërguarit të Allahut, (a.s.), që do prijnë deri në Kiamet për ndërtimin e civilizimeve:

Ebu Dherr el-Gifari, (r.a.), ka thënë: "Një grup prej sahabëve erdhën te i Dërguari i Allahut, (a.s.) dhe i thanë: "O i Dërguari i Allahut! Të pasurit prej nesh i kanë marrë të gjitha sevapet. Ata e falin namazin siç e falim edhe ne. Ata agjërojnë siç agjërojmë edhe ne, por ata japin edhe pasurinë e tyre në rrugë të Allahut. Ne nuk mund t'i arrijmë sevapet e tyre, ngaqë nuk kemi pasuri." Nisur nga kjo, i Dërguari i Allahut, (a.s.), u tha:

*"A nuk ua ka zgjeruar Allahu juve rrugët në të cilat mund të jepni lëmoshë? Çdo "subhanallah" që thoni është lëmoshë. Çdo "Allahu ekber" është lëmoshë. Çdo "elhamdulillah" është lëmoshë. Çdo "la ilahe illallah" është lëmoshë. Urdhërimi për të mirë është lëmoshë. Ndalimi nga e keqja është lëmoshë. Edhe marrëdhëniet seksuale me bashkëshortet tuaja janë lëmoshë."* Sahabët u habitën dhe e pyetën:

"O i Dërguari i Allahut! A fitojmë sevape edhe kur kryejmë marrëdhënie seksuale me bashkëshorten?" Pejgamberi ynë i nderuar, (a.s.), u përgjigj:

*"Si thoni, a do të kishte marrë gjynah ai person, nëse do ta kishte bërë këtë në rrugë të ndaluara? Ja, në të njëjtën mënyrë, atij personi i shkruhen sevape, ngaqë e ka qetësuar epshin e tij në rrugë të lejuar!.."*

Ebu Hurejra, (r.a.), transmeton se i Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë: *"Në çdo ditë që lind dielli e ke obligim të japësh lëmoshë aq sa numri i kyçeve që njeriu ka në trup. Të pajtosh dy njerëz në mënyrë të drejtë është lëmoshë. Të ndihmosh një njeri për të hipur në kafshën e tij, apo t'i japësh atij ndonjë gjë që i ka rënë në tokë, është lëmoshë. Të thuash fjalë të mira është lëmoshë. Çdo hap që hedh për të shkuar në xhami për të falur namazin me xhemat është lëmoshë. Largimi nga rruga e ndonjë gjëje që pengon njerëzit është lëmoshë."*

Xhabiri, (r.a.)u, transmeton se i Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë: *"Kur myslimani mbjell një pemë, çdo gjë që hahet nga ajo pemë është lëmoshë për të. Çdo gjë që përfitohet prej saj është lëmoshë."* Ndërsa në transmetimin e Muslimit thuhet: *"Çdo gjë e asaj peme prej të cilës përfitojnë njerëzit dhe kafshët është lëmoshë për atë që e ka mbjellë atë pemë."*

Adijj b. Hatimi, (r.a.)u, transmeton se i Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë: *"Mbrojeni veten tuaj nga zjarri i xhehenemit duke dhënë lëmoshë qoftë edhe gjysmë hurme. Ai që nuk mund të gjejë qoftë edhe një gjysmë hurme, le ta mbrojë veten nga ndëshkimi i xhehenemit duke thënë fjalë të mira."*

Por e dobishme është që ta themi edhe këtë: Ai që jep lëmoshë financiare, duhet ta kryejë këtë punë pa e lënduar, pa e munduar dhe pa e nënçmuar atë që e merr. Në të kundërt, vepra që bën është haram. Dhënësi i lëmoshës asnjëherë nuk duhet ta harrojë se e ka për detyrë dhënien e lëmoshës. Për këtë arsye duhet ta falënderojë marrësin e lëmoshës, ngaqë u bë shkak që dhënësi i saj ta kryejë atë detyrë. Mbi të gjitha, dhënësi i lëmoshës nuk duhet të presë që marrësi i sadakasë t'i shkojë pranë, por atë duhet ta kërkojë dhe ta gjejë vetë. Nisur nga ky këndvështrim, i varfri nuk është nevojtar për të pasurin, por përkundrazi, i pasuri ka nevojë për të varfrin, sepse i Dërguari i Allahut, (a.s.), në shumë transmetime të ndryshme është shprehur se të pasurit i furnizon Zoti në sajë të të varfërve.

Ja pra, gjyshërit tanë të cilët morën frymëzim nga rregullat hyjnore që shprehen në hadithet e mësipërme, themeluan civilizimin e njohur me gurët e lëmoshës. Njerëzit e pasur fusnin dorën brenda në gurët e mermerit të gdhendur thellë në oborret e xhamive dhe linin para. Edhe të varfrit e fusnin dorën dhe merrnin para aq sa kishin nevojë. Ai që nuk kishte nevojë, nuk e fuste dorën te ata gurë...

Në hadithin e parë fisnik na tërheq vëmendjen një pikë delikate: I Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë për atë që nuk ka para për të dhënë qoftë edhe një lëmoshë të vogël dhe për atë që nuk ka mundësi të bëjë ndonjë punë të dobishme për t'i ndihmuar të tjerët:

*"Të paktën mos t'u shkaktojë dëm njerëzve. Edhe kjo është një lëmoshë për të..."*

Edhe ne dëshmojmë se kjo fe, e cila e vlerëson si lëmoshë edhe mosdëmtimin e të tjerëve kur nuk ke mundësi t'u bësh dobi, është fe e vërtetë... Një Pejgamber, i cili e ka sjellë këtë rregull dhe i cili na inkurajon që të mos u bëjmë keq njerëzve, është pejgamber i vërtetë... Mesazhet e kësaj feje të përsosur dhe të këtij Pejgamberi të nderuar do vazhdojnë t'i ndriçojnë të gjithë brezat... O ti Pejgamber fisnik që na mësove këto vlera sublime! Paqja e Zotit qoftë mbi ty! Lutjet dhe salavatet më të mira qofshin për ty! O i nderuari i të shkuarës dhe i së ardhmes!.. O dielli i gjithësisë...

# Një zonjë prej BANORËVE TË XHENETIT

Adem Saraç

Një ditë prej ditëve të bukura të jetës plot sihariqe të Hz. Pejgamberit (a.s.)...

Një ditë që do ta bënte Hz. Ummu Ejmen Bereken të fluturonte nga gëzimi...

Njëra prej zonjave sahabe fatlume, e cila me moralin e saj të bukur, kishte hapur derën ndaj një bote të re, e bëri rrugën me hapa të shpejtë dhe shkoi në shtëpinë e Ummu Ejmenit. Fryma po i merrej. Gjendja e saj e shqetësoi Ummu Ejmenin! Edhe pse po merrte frymë me vështirësi prej lodhjes, menjëherë i tha:

-O Ummu Ejmen! A e di çfarë ka thënë i Dërguari i Allahut?

-Nga ta di nëse nuk ma thua! Por ji e sigurt se çfarëdo që të ketë thënë, patjetër është e vërtetë. Për këtë nuk kam aspak dyshim!

*"Ai që dëshiron të martohet me një grua prej banorëve të Xhenetit, le të martohet me Ummu Ejmenin!"*[1]

Ummu Ejmeni u hodh nga vendi me një lëvizje të pavetëdijshme sikur të kishte pësuar një goditje në zemër! U zverdh në fytyrë dhe i ndryshoi ngjyra! Mezi arriti të fliste.

-A e kupton se çfarë thua?

-Unë të tregova atë që tha i Dërguari i Allahut, (a.s.), për ty!

1. Ibn Is'hak, Siretu Ibn Is'hak el-Musemma bi Kitabi'l Mubtede' ve'l-Meb'as ve'l-Megazi; fq. 385; Ibn Hisham, es-Siretu'n-Nebevijje, vëll. 2, fq. 342



-Pse u zverdhe kaq shumë?

-Me të vërtetë ka thënë ashtu i Dërguari i Allahut, (a.s.)?

-Unë të tregova vetëm ato që tha! Ne e dimë të gjithë se ti nuk mendon të martohesh.

-Nuk është kjo që më tronditi mua, fqinje!

-Çfarë të tronditi atëherë?

-Fjala e Tij!

-Edhe unë prandaj erdha tek ti, që të të lajmëroja! Çdo fjalë e të Dërguarit të Allahut, (a.s.), është e vlefshme për ne! Por këtë fjalë e tha veçanërisht për ty! Unë u gëzova shumë për ty dhe desha ta sillja lajmin menjëherë!

-Ma thuaj edhe një herë atë që tha!

*-Ai që dëshiron të martohet me një grua prej banorëve të Xhenetit, le të martohet me Ummu Ejmenin!*

Ummu Ejmeni u përkeqësua përsëri. Pothuajse do t'i binte të fikët. Mezi e mblodhi veten, u ngrit dhe iu drejtua fqinjës së saj:

-A me të vërtetë ka thënë kështu? A kështu ka thënë i Dërguari i Allahut (a.s.)?

-Çfarë po të ndodh, Ummu Ejmen?

-A mund ta përsëritësh edhe një herë? A mund ta përsëritësh edhe një herë atë fjalë të pashoqe?

*-Ai që dëshiron të martohet me një grua prej banorëve të Xhenetit, le të martohet me Ummu Ejmenin!*

-Aman o Zot!

Ummu Ejmeni po lëkundej si një rrap i madh majtas e djathtas. Sapo do të rrëzohej, e kapi fqinja e saj...

-Çfarë ke për hir të Zotit? Nëse nuk dëshiron të martohesh, mos u marto Ummu Ejmen! I Dërguari i Allahut, (a.s.), nuk të detyron për këtë.

-Për fat të keq, çështja nuk është martesa, fqinje! Mua më tronditën fjalët mahnitëse të Tij!

-Si?

-Përgëzimi *"grua prej banorëve të Xhenetit"* që ka thënë për mua!

-Si nuk e kuptova unë këtë! Edhe pse të njoftova për këtë përgëzim! I Dërguari i Allahut, (a.s.), të cilëson si "grua prej banorëve të Xhenetit".

-Me të vërtetë, a je e sigurt se ka thënë kështu?

-Jo vetëm unë, por të gjithë që gjendeshin aty e dëgjuan këtë. Pas pak do të vijnë edhe ata për të të përgëzuar.

-"Grua prej banorëve të Xhenetit!" Aman o Zot! Sa larg jam unë dhe sa larg është të qenët grua prej banorëve të Xhenetit!

-Por i Dërguari i Allahut, (a.s.), ashtu tha!

-Nëse Ai ka thënë, ka thënë të vërtetën, por unë nuk e meritoj këtë!

-A e di më mirë ti se Ai, o Ummu Ejmen?

-Estagfirullah! Me mijëra herë estagfirullah! Sigurisht se Ai (a.s.), e di më mirë.[2]

Ummu Ejmeni u ul në vendin ku ishte dhe filloi të qante. Nga ana tjetër qante me dënesë: "Grua prej banorëve të Xhenetit, ë? Grua prej banorëve të Xhenetit? Po qante aq shumë, saqë fqinja e saj s'po e qetësonte dot.

Fqinja e saj e pa se kjo qarje me dënesë ishte nga gëzimi i përgëzimit "grua prej banorëve të Xhenetit" dhe nuk ndërhyri më. Madje, nuk rezistoi dot dhe filloi të qante bashkë me të.

Si të mos qante? A nuk qahet për një gëzim të tillë?

Ndërkohë erdhën edhe gratë e tjera. Edhe ato sollën të njëjtin përgëzim. Ato e përgëzonin dhe e uronin këtë zonjë të bekuar.

Hz. Ummu Ejmeni (r.a.), e cila dëshmoi çdo gjë të të Dërguarit të Allahut, (a.s.), që nga lindja e derisa ndërroi jetë, kishte një zemër shumë të ndjeshme dhe të butë. Ajo e donte të Dërguarin e Allahut (a.s.), më shumë se veten e saj.

Ummu Ejmeni jetonte çdo çast me të Dërguarin e Allahut, (a.s.), në çdo gjë reflektonte Atë dhe e gjithë jeta e saj pothuajse ishte e veshur me Atë (a.s.). Ajo e donte aq shumë Hz. Pejgamberin (a.s.), saqë një ditë Ai tha: *"Ajo ishte nëna ime pas nënës sime."*

Hz. Ummu Ejmeni e kishte përqafuar Islamin me të gjithë qenien e saj dhe që në këtë botë, u bë prej të përgëzuarve me Xhenet.

Lum për ata që janë përgëzuar nga i Dërguari i Allahut (a.s.)!

2. Ibn Haxher el-Askalani, el-Isabe fi Temjizi's-Sahabe, 11849; Muhammed Raci Hasen Kennas, Rasûlüllah'ın Etrafındaki Hanım Sahâbîler, fq. 71



# Rregullat e ngrënies dhe pirjes NË MASËN PROFETIKE

*Nejla Bash*

Dietat e llojllojshme, trajtimet dhe ilaçet e dobësimit nuk janë gjë tjetër përveç se vuajtje në emër të ushqyerjes së shëndetshme.

Mbipesha në ditët e sotme është problem për shumë njerëz... Thelbi i kësaj është ushqyerja e pashëndetshme dhe zakoni i të ngrënit pa masë. Njerëzit që nuk bëjnë kujdes ndaj peshës së tyre e kërkojnë zgjidhjen te këshillat e dietologëve, kurat bimore, tabletat e dobësimit ose te këshillat e miqve. Ku është në fakt zgjidhja?

Në të vërtetë zgjidhjen e gjejmë te vetja jonë, duke u bërë "doktorë të vetes"... Vetëm nëse jetojmë në një regjim që zbaton këshillat në lidhje me mjekësinë mbrojtëse, mund t'i japim hakun shëndetit të trupit. Përveç sëmundjes, e cila është sprovë nga Allahu Teala... Prandaj është parë e pëlqyer që njeriu të dijë disa gjëra nga mjekësia sa për t'u larguar nga gjërat e dëmshme për shëndetin. Ne mund të jetojmë të shëndetshëm përgjatë gjithë jetës duke u mbështetur në masat profetike në lidhje me këtë çështje. Disa prej specifikave me rëndësi jetike nga masat profetike, mund t'i radhisim kështu:

## MOSNGRËNIA PA PASUR URI

Edhe në shkrimet e mëparshme, jemi shprehur se i Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë:

"Biri i Ademit nuk ka mbushur enë më të keqe se stomakun e tij. Birit të Ademit, i mjaftojnë disa kafshata për të qëndruar në këmbë. Por, nëse do ta mbushë stomakun, të paktën ta ndajë atë në tri pjesë. Një të tretën për ushqimin, një të tretën për ujin dhe një të tretën për frymën..." (Tirmidhi, Zuhd, 47.)

Nëse bëjmë kujdes, i Dërguari i Allahut, (a.s.), përdor një shprehje në formën: "Nëse do ta mbushë stomakun..." Edhe nëse e mbush stomakun, Ai (s.a.s.), thotë se stomaku duhet të ndahet në tri pjesë. Për fat të keq, siç nuk ia dalim mbanë për ta ndarë stomakun në tri pjesë në çdo vakt të ngrënies, kemi filluar të përballemi me sëmundje në moshë të re, ngaqë e tejmbushim stomakun dhe ushqehemi në mënyrë të çrregullt. Madje kjo gjendje, e rëndon të gjithë sistemin e tretjes duke e bërë njeriun të ketë nevojë për mjekim. Transmetohet se i Dërguari i Allahut, (a.s.), në lidhje me këtë çështje ka thënë:

"Mos e vrisni zemrën tuaj duke ngrënë dhe duke pirë shumë, sepse zemra është si të mbjellat. Nëse të mbjellave u hidhet shumë ujë, ato dëmtohen."

Të hash pa pasur uri, do të thotë se në trup hyn më shumë energji, edhe pse ai nuk ka nevojë për të. Kjo energji e tepërt, depozitohet si dhjamë dhe njeriu fillon të shëndoshet. Koha e mjaftueshme ndërmjet dy vakteve të ngrënies, ia mundëson trupit që së pari të përdorë lëndën energjetike të depozituar në muskuj e në mushkëritë e zeza si vakt ndërmjetës dhe pastaj dhjamërat e depozituar. Në sajë të kësaj, arrihet kontrolli i kileve të shëndetshme.

Njeriu ndjen dy lloj urie: Atë "fiziologjike" dhe atë "psikologjike". Gjatë urisë fiziologjike, nga nevoja e trupit për ushqim, ndihen dhimbje të

lehta stomaku. Ndërsa gjatë urisë psikologjike bëhet fjalë për kushtëzimin. Urisë psikologjike ndryshe i thonë edhe “Uri e rreme”. Gjatë urisë fiziologjike, dhimbjet ndihen 12-24 orë me ndërprerje. Ndërsa uria psikologjike ndihet në një kohë më të shkurtër se12 orë. Edhe pse caktohen dhe zbatohen oraret e ushqimit, pas 5-7 ditësh trupi i përshtatet kësaj dhe kur vjen ora, njeriu e ndjen veten të uritur. Kjo gjendje i ngjan gjendjes së atij njeriu që është mësuar të bëjë mëngjes dhe ta hajë drekën në punë. Ja kjo gjendje quhet **“uri e rreme”**. Për të larguar këtë uri, duhet të pihet ujë në mënyrë të ngadaltë.

Kur fillon muaji i Ramazanit dhe pasi kalojnë disa ditë, ushqimi i drekës harrohet dhe njeriun nuk e merr uria. Ky është një tjetër presion kushtëzimi e urisë psikologjike. Ndërsa uria fiziologjike është ajo uri që ndjehet me dhimbjet e urisë në orën 20:00 nëse ke bërë mëngjes në orën 8:00. Prandaj përveç rasteve të sëmundjes së diabetit, për të shëndetshmit rekomandohen dy vakte në ditë për t’iu përshtatur urisë fiziologjike.

Edhe Pejgamberi, (a.s.), hante dy vakte në ditë. Madje edhe atë shumicën e rasteve s’e gjente. Në lidhje me këtë Hz. Abbasi, radijallahu anh, ka thënë:

“Kishte raste kur Pejgamberi, (a.s.), flinte me net të tëra pa ngrënë asgjë. Madje, Profeti (a.s.), dhe pjesëtarët e tij të familjes nuk kishin asgjë në sofër për të ngrënë për darkë. Ndërsa buka që hanin ishte prej elbi.”

Nëse hamë pa na marrë uria, i japim trupit ushqim të ri pa i dhënë kohë të tretet ushqimit që kemi ngrënë më parë. Kur përzihet ushqimi që akoma nuk është tretur me ushqimin e ri, vështirësohet tretja e të dyve së bashku. Për më tepër i gjithë ushqimi merr erë, formohen pllaka në zorrë, ç’ekuilibrohet flora në zorrë, formohet kapsllëku, zhvillohen mangësitë e përthithjes, papastërtia e gjakut, strukturës dhe shumë sëmundjeve të tjera.

### MASA IDEALE E USHQIMIT

Pejgamberi, (a.s.), ka shprehur një masë ideale ushqyerjeje me hadithin:

“Nje besimtar ha sa për të ngopur një zorrë, ndërsa jobesimtari ha aq sa për të ngopur shtatë zorrë.” (Buhari, Et’ime, 12.) Me një përkufizim të përafërt, në një vakt në stomak duhet të futen dy grushta ushqim, një masë ujë dhe pjesa tjetër duhet të lihet për ajër.

### GJATË USHQYERJES KAFSHATAT TË PËRTYPEN MIRË

Ky hadith fisnik, i cili i përshtatet jetës së kësaj kohe e cila kalon më shpejtësi, këshillon që të mos nxitohemi madje edhe kur ushqehemi:

“Merrini kafshatat sipas gojës dhe gëlltitini ato pasi t’i keni përtypur mirë.”

Kur hani ushqim është shumë e rëndësishme gjatësia e kohës së vaktit. Ushqimi duhet përtypur dhe bluar mirë në gojë, gjë e cila është dera e stomakut. Sa më e gjatë të jetë koha e përtypjes dhe sekrecionet, aq më shumë ndihet masa e ndjenjës së ngopjes. Përtypja e mirë e kafshatave mundëson ngopjen e shpejtë. Ndjenja e ngopjes nuk ka lidhje me masën e ushqimit, por me kohë e përtypjes së tij në gojë.

### MOSNGRËNIA E USHQIMEVE TË NDRYSHME NË TË NJËJTIN VAKT

Sofra e një familjeje me të ardhura më të pakta mendoj se është më e pasur se sofra e sahabëve të nderuar. Është e vërtetë se në sofrën e ditëve të sotme nuk shihet vetëm një lloj ushqimi. Por të paktën sallatë, ëmbëlsirë ose supë në të njëjtën kohë. Lista zgjatet kur themi edhe pjata kryesore, aperitivi etj.

Gjëra të tilla e dëmtojnë stomakun e trupin, janë harxhim i padobishëm kohe dhe kanë të tjera anë negative të cilat ndjekin njëra-tjetrën. Kështu, duke konsumuar shumë ushqime së bashku, tretja e së cilave mund të jetë e pamundur në të njëjtën kohë, rrezikojmë shëndetin.

### TË PIHET UJË ULUR

Këshillën e Pejgamberit, (a.s.), që uji të pihet ulur dhe me tre gllënjka, nga ana e shëndetit mund ta përkufizojmë kështu: Kur një njeri e pi një lëng në këmbë, ai lëng shkon drejt e në zorrën dymbëdhjetëgishtore. Nëse e pi ulur, së pari shkon në stomak, pastaj në zorrën dymbëdhjetëgishtore. Kur lëngjet shkojnë së pari në stomak, mikrobet që gjenden në lëngje, me ndikimin e acideve të stomakut, vdesin. Kështu mund të mbrohemi nga shumë sëmundje.

### TË MOS HAHEN USHQIME SHUMË TË NXEHTA OSE SHUMË TË FTOHTA

Pejgamberi, (a.s.), na këshillon:

“Mos e hani ushqimin shumë të nxehtë ose shumë të ftohtë!”

Mjekët bëjnë të qartë se ngrënia e ushqimit të vakët është e rëndësishme në çështjen e shëndetit të stomakut. Për më tepër, ushqimet e nxehta ose të ftohta ndikojnë negativisht te dhëmbët dhe shkaktojnë çrregullime të tjera.

Nga kërkimet e bëra është vërtetuar se burimi i kancerit të stomakut dhe ulcerës lidhet me ushqimet e nxehta. Veçanërisht në Japoni, ngaqë ushqimet konsumohen të nxehta, raporti i kancerit të stomakut është shumë i lartë.



Hutbe të zgjedhura

# KUJDESI NDAJ TRI GJËRAVE

*Naim Drijaj*

Një njeri ka ardhur tek Junus ibn Ubejd[1] (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) dhe ka kërkuar nga ai që ta këshillojë atë. Ai e ka këshilluar atë me tri porosi:

### 1. KUJDESU PËR RAPORTET ME NJERËZIT. MUNDOHU TË JESH I DASHUR ME NJERËZIT SEPSE KJO ËSHTË GJYSMA E MENÇURISË.

Nuk është e mundur që njeriu të jetë i dashur për të gjithë. Nuk ka njeri në botë që të gjithë e kanë dashur. Muhamedi (a.s) ka qenë njeriu më i mirë por përsëri ka pasur armiq.

Jahja ibn Meini (Allahu e mëshiroftë) i këshilloi vëllezërit e tij duke u thënë: "Kujdesuni që vëllai mysliman t'i garantojë prej jush këto tri gjëra:

"Nëse nuk mund t'i bëni mirë mos e dëmtoni,

Nëse nuk mund ta gëzoni mos e hidhëroni,

Nëse nuk mund ta lavdëroni mos e kritikoni dhe mos e nënçmoni."

Arti i ndërveprimit me njerëzit është përmbledhur në tre fjalitë e një ajeti kuranor:

"Trego mëshirë, urdhëro vepra të mira dhe shmangu nga të padituri!".[2]

### 2. KUJDESU PËR KURSIMIN NË SHPENZIME. MOS U BËJ SHPËRDORUES SEPSE KURSIMI NË SHPENZIME ËSHTË NJË E TRETA E FITIMIT.

Kursimi është begati. Allahu (xh.sh) thotë: "Hani frutat e tyre kurdo që të prodhojnë dhe jepni atë që është detyrë në ditën e vjeljes së tyre! Por mos e teproni, se Allahu nuk i do ata që e teprojnë!". [3]

"Hani frutat e tyre", lidhet ngushtë me konsumin vetjak.

"…ditën e vjeljes së frutave jepeni pjesën që është obligim…" lidhet me atë që u jepet të tjerëve.

"…mos shpërdoroni…" lidhet ngushtë me kursimin për të ardhmen.

Konsumi i kontrolluar, dhënia e caktuar dhe kursimi për të ardhmen është trekëndëshi që mundëson ekuilibër ekonomik për individin dhe për shoqërinë.

---

1. Junus ibn Ubejd Ebû Abdillâh Jûnus b. Ubejd b. Dînâr el-Abdî el-Basrî (v. 139/756). ***Dijetarë i hadithit nga tabi'inët.*** Në terminologjinë islame "tabi'in" quhet: "Muslimani, i cili ka takuar dhe shoqëruar për një kohë sahabët". Pra ky është brezi i edukuar nga sahabët.

2. El-Araf, 199.
3. El-En'am, 141.



Pejgamberi (a.s.) ka thënë: “Hani, pini, jepni lëmoshë dhe vishuni pa rënë në mendjemadhësi dhe harxhim të tepërt!”. [4]

Transmetohet nga Abdullah ibn Amri (r.a), se një ditë Pejgamberi (a.s) kaloi pranë Sa’dit i cili po merrte abdes dhe vuri re se Sa’di po përdorte shumë ujë për të marrë abdest dhe i tha: “Çfarë është ky harxhim i tepërt o Sa’d?!” Sa’di e pyeti: “A ka harxhim të tepërt edhe në abdest?” I Dërguari i Allahut (a.s) i dha përgjigje me këto fjalë që do të na ndriçojnë deri në Ditën e Kiametit: “Po, ky është harxhim i tepërt edhe sikur të jesh duke marrë abdest në buzë të një lumi që rrjedh”. [5]

Të parët tanë kanë thënë: “Miku i njeriut është kursimi, ndërsa armiku i tij është harxhimi i tepërt”.

### 3. KUJDESU QË KUR TË PYESËSH TË BËSH PYETJEN E DUHUR SEPSE KJO ËSHTË GJYSMA E DITURISË.

Aliu (r.a) një ditë u tha njerëzve: Pyetni çfarë të doni. Ibul-Keva tha: Çfarë është pjesa e zezë e hënës? Tha: Allahu të vraftë, pse nuk pyet për gjëra që të bëjnë dobi në fe? Në një transmetim tjetër thuhet: me trego se çfarë domethënë: “bartëset e shiut të rëndë (retë)”? Mos të pastë nëna, pyet për të mësuar fenë e jo për fantazi, pyet për gjëra që të interesojnë dhe jo për ato që nuk të interesojnë”.[6]

Dijetarët dhe njerëzit e mençur e kishin traditë që mos t’u jepnin përgjigje atyre që pyesnin për gjëra që nuk kishin dobi e as dëm prej tyre, madje edhe i qortonin ato.[7]

E kanë pyetur njërin nga dijetarët e islamit:

- Si quhej gruaja e Iblisit? Ai është përgjigjur:
- Nuk kam qenë në atë dasmë.

I Dërguari i Allahut (a.s) ka thënë: “…Allahu i madhëruar urren prej jush tri gjëra; thashethemet, pyetjet e tepërta dhe shpërdorimin e pasurisë.”[8]

Sejjar Ebul-Hakemi ka thënë: “E kanë pyetur Llukmanin e urtë se si e kishte arritur gjithë atë urtësi që kishte?” Ai është përgjigjur: “Duke mos pyetur rreth çështjeve që kam njohuri të mjaftueshme dhe duke mos u përfshirë në ato tema që nuk më interesojnë”.[9]

4. Nesaiu, 2559, Ibn Maxheh, 3605, Ahmedi, 6656. El-Mishkah, 4381.
5. Ahmedi, 6768. Es-Sahihah, 3292.
6. Shiko: “el-Ibane”, 1/418.
7. Shiko: “el-Ibane”, 1/418.
8. Buhariu , 5975. Muslimi, 593.
9. ibn Ebi Shejbe, Musannef, 13/214-215.

# Çfarë i ndodh trupit nëse heqim dorë nga Kafeja



**Shqiptarët janë të çmendur pas kafesë. Konsumimi i kafes në vend është 2.3 kilogramë për frymë në vit.**

Kur vjen puna tek kafja, në botë ashtu si edhe në Shqipëri identifikohen lehtë tre kategori njerëzish: ata që nuk e imagjinojnë jetën pa kafe, ata që nuk e pinë kurrë kafenë dhe ata që duan të heqin dorë prej saj, por nuk e marrin guximin.

Po ti ku e gjen veten? Cilitdo grup t'i përkasësh, do të mësosh më shumë për mënyrat se si të heqësh dorë shëndetshëm nga kafeja dhe lëngjet e gazuara me kafeinë, por edhe mbi atë se çfarë i ndodh trupit kur redukton kafeinën.

Shqiptarët janë të çmendur pas kafesë. Konsumimi i kafes në vend është 2.3 kilogramë për frymë në vit.

Shqiptarët konsumojnë 37 milionë filxhanë kafe ekspres në vit dhe 30 millionë kafe Turke. Kafenetë janë plot gjithë kohën.

Pasi të barazpeshoni negativet dhe pozitivet dhe të vendosni të lini kafenë, merr së pari informacionet e vlefshme në mënyrë që ta kalosh këtë periudhë sa më lehtë të jetë e mundshme.

## DO TË KENI DHIMBJE KOKE

Kur lë kafenë, koka të rëndohet shumë dhe ajo që dëshiron të bësh është të rrish në krevat me një pako paracetamoli afër, për çdo rast.

Kafeja është një stimulues të cilën, pasi e ke konsumuar rregullisht të ka krijuar varësi.

Largimi ndaj saj vjen me disa pasoja dhe dhimbja e kokës është një prej tyre.

Arsyeja e saktë përse shtohen dhimbjet e kokës pas lënies së kafesë nuk është analizuar krejtësisht, por disa ekspertë të mjekësisë shpjegojnë që kafeina relakson enët e gjakut.

Kur nuk pi më kafe, enët e gjakut ngushtohen dhe shkaktojnë dhimbje. Lajmi i mirë është që pas shtatë deri në dhjetë ditë, dhimbja zvogëlohet.

## MUNGESA E KAFESË SHKAKTON LUHATJE HUMORI

Luhatjet e humorit, lodhja dhe acarimi janë të paevitueshme kur i thua kafesë ose pijeve me kafeinë, lamtumirë.

Që njerëzit të mos mendojnë se ke lajthitur, më mirë paralajmëroji që mungesa e këtyre lëngjëve të dëmshme shkakton këtë paqëndrueshmëri që fatmirësisht nuk zgjat shumë.

## MË SHUMË ENERGJI



Është e pamundur të mohohet. Gjatë ditëve të para të heqjes dorë nga kafeina, me siguri do të ndihesh pa energji.

Por shumë shpejt energjia do të rikthehet fuqishëm. Njerëzit që konsumojnë kafe dhe lëngje stimuluese të gazuara veçanërisht në mbrëmje dhe në darkë nuk bëjnë një gjumë të qetë. Ata zgjohen të lodhur dhe kërkojnë më shumë kafeinë.

Kur ta heqësh këtë zakon, do të flesh më mirë dhe do të kesh më shumë energji pë të përballuar ditën.

## THUAJI STRESIT LAMTUMIRË

Kur konsumon produkte me kafeinë, adrenalina shtohet ndjeshëm dhe në mënyrë të panevojshme, së bashku me stresin.

Kur të heqësh dorë prej këtyre produkteve, do të ndihesh më pak në ankth dhe në stres.

Për më tepër, kafeja dhe pijet e tjera me kafeinë kanë ndikim në buxhetin tënd përsonal, ndaj si rrjedhojë do të ndihesh më pak i stresuar edhe për shpenzimet.

# KAFEJA, MIKJA APO RIVALJA E NJË DIETE?

Njerëzit zgjohen çdo mëngjes me aromën dhe shijen e kafesë së nxehtë.

Kafeja është një mënyrë e shijshme për të nisur ditën, kështu që nuk është çudi se rreth 400 miliardë filxhanë kafeje konsumohen në mbarë botën çdo vit.

Shumë njerëz pinë kafe me shpresën se do t'i ndihmojë për të humbur peshë.

Edhe pse disa kërkime sugjerojnë se kjo mund të jetë e vërtetë, ekspertët dyshojnë nëse kafeja është mik apo armik i një diete.

## NDIKIMI I KAFESË NË METABOLIZËM

Një studim hulumtoi për efektet e kafeinës dhe kafesë në shkallën metabolike. Ky studim sugjeron që kafeja mund të rrisë metabolizmin dhe të ndihmojë në humbjen e peshës.

Studimi tregoi se efekti i djegies së kalorive gjatë një vakti ishte dukshëm më i madh pas pirjes së kafesë.

Studiuesit arritën në përfundimin se kafeja rrit normat metabolike si edhe aftësinë e trupit për të zbërthyer grimcat e mëdha të ushqimit në më të vogla.

## REDUKTON DHIMBJEN PAS STËRVITJES

Sipas shkencëtarëve në Universitetin e Gjeorgjisë, pirja e një filxhani kafeje para se të filloni të ushtroheni, zvogëlon dhimbjen e muskujve gjatë stërvitjes.

Me më pak dhimbje gjatë stërvitjes, ju mund të ushtroheni më gjatë dhe më shpesh, duke rritur kaloritë që trupi juaj djeg.

## PENGON GJUMIN E QETË

Për shkak se kafeja është një stimulues, konsumi i tepërt mund t'ju mbajë zgjuar gjatë natës.

Hulumtimet nga shkencëtarët në Universitetin e Çikagos tregojnë një lidhje midis mungesës së gjumit dhe shtimit të peshës.

Studimet tregojnë se kafeja gjithashtu mund të rrisë rezistencën e trupit ndaj leptinës dhe insulinës.

Dhe të gjithë këta faktorë mund të pengojnë përpjekjet tuaja për të kontrolluar peshën.

Konsumi i kafesë mund të shtojë nervozizmin

Konsumi i kafesë mund t'i bëjë disa njerëz të ndihen të nervozuar dhe të shqetësuar.

Dhe disa studime spekulojnë se kafeja kontribuon në shtimin e peshës thjesht sepse ju mund të hani më shumë kur jeni nervoz.



## KUJDES LUHATJET E PESHËS

Nëse pijet me kafeinë janë të mbushura me kalori, sheqer ose ëmbëlsues natyralë, pasi të hiqni dorë prej tyre do të ndihmoni organizmin të bjerë në peshë.

Por nga ana tjetër, nëse dëshironi të hiqni dorë nga zakoni i të pirit çaj të freskët jeshil ose kafe të zezë, kjo do t'ju bëjë të shtoni në peshë.

Arsyeja: kafeja zvogëlon përkohësisht oreksin dhe shton ritmet e metabolizmit.



Në mënyrë që të pakësoni dëmet, pini më shumë ujë dhe konsumoni shumë fruta dhe perime.

## KUJDES ME ANTIOKSIDANTËT

Heqja dorë nga pijet me kafeinë, bën që të përfitosh më pak antioksidantë.

Besoje ose jo, kafeja është burimi primar i antioksidantëve në vaktet ditore.

Antioksidantët janë luftëtarë të zotët kundër radikaleve të lira. Ato zvogëlojnë gjasat e zhvillimit të tumoreve të gjirit dhe mushkërisë.

Çaji është gjithashtu një pije e mbushur me antioksidantë që ndihmojnë qelizat e shëndetshme kundër dëmëve kancerogjene.

## KUJDES ME KUJTESËN

Studimet kanë treguar që kafeina ka një ndikim pozitiv në kujtesën afatgjatë dhe atë afatshkurtër.

Ndaj, kur të heqësh dorë prej saj do të kesh problem të kujtosh ku ke vendosur çelësat, syzet apo edhe emrat.





# Çdo gjë në lidhje me varësinë ndaj internetit

Varësia është një sëmundje kronike e trurit, që shkakton çrregullime strukturore dhe funksionale në tru. Narkotikët dhe elementë virtualë që krijojnë varësi, ndryshojnë strukturën dhe mënyrën e funksionimit të trurit. Studimet, tregojnë se përveç pijeve alkoolike dhe duhanit, edhe kumari, blerja/shoppingu, sporti, pornografia, teknologjia dhe interneti mund të krijojnë varësi në trurin e njeriut. Varësia është e lidhur direkt me sistemin shpërblimdënim të trurit.

Personi që përjeton varësinë ndaj internetit/kompjuterit, me kalimin e kohës e kthen këtë në pikë përqendrimi të jetës së vet. Marrëdhëniet e tij shoqërore zhvillohen ose marrin fund në varësi të qëndrimit të njerëzve të tjerë ndaj veprimtarisë në internet dhe kompjuter dhe në bazë të aftësive të tyre për të marrë pjesë në këtë fushë. Ashtu siç ndodh në rastin e stimulimit seksual, kumarit dhe lojërave të tjera, edhe në përdorimin e kompjuterit dhe të internetit bëhet fjalë për një ndryshim vetëdijeje e cila shkaktohet nga elementet kimike trupore që kanë lidhje me veprimtarinë në internet ose në kompjuter. Për më tepër, interneti lejon ndryshimin e identitetin, gjë e cila krijon një gjendje të veçantë emocionale.

## ÇFARË ËSHTË?

Kjo është gjendja e interesimit të dendur me kompjuterin dhe imazhet që ofron ai, në mënyrë që të plotësohen kriteret e një varësie normale. Shenjat tipike të kësaj varësie, janë të menduarit e vazhdueshëm në lidhje me internetin kur je jashtë tij, paaftësia për të kontrolluar kohën e përdorimit, përdorimi i internetit për të shpëtuar prej problemeve, fshehja e së vërtetës në lidhje me kohën e përdorimit të internetit etj. Ndërsa vënia në rrezik e marrëdhënieve dhe punëve për shkak të internetit, është tregues i një varësie në nivel patologjik. Ata që janë të varur prej elementëve virtualë, janë të prirë të jenë të vetmuar, depresivë dhe impulsivë.

## KUSH ËSHTË MË I PRIRË?

Mosha, edukimi dhe gjendja ekonomike, janë elemente përcaktues. Meshkujt janë më të prirë nga varësia në krahasim me femrat dhe dy të tretat e përdoruesve të internetit janë meshkuj. Për ta përdorur internetin në mënyrë të dobishme, duhet të jesh i arsimuar mirë. Vetëm nivelet më të larta të shkollimit mund ta ulin rrezikun në bazë të gradës së nxitjes në sjellje me pikësynime. Ndërsa faktorët ekonomikë e shtojnë rrezikun. Përveç kësaj, ka tregues që e lidhin nga afër përdorimin e internetit me depresionin. Në një studim, tregohet se 30% e të varurve nga kompjuteri kanë zhvilluar varësinë ndaj internetit për t'u larguar prej ndjenjave negative.

## PËRSE NDODH?

Fakti që interneti është i përdorshëm 7/24, ul-



jet e gjata në kompjuter dhe gjendja impulsive, e shtojnë dëshirën. Përveç faturës mujore, interneti nuk ka ndonjë kosto të lartë. Fakti që përmban vazhdimisht të reja dhe është plot me përmbajtje që përgatisin bazën e komunikimit interaktiv, ai është diçka shpërblyese. Gjithashtu veçoria e mundësisë së kontrollit për të hyrë e dalë në çdo vend që dëshiron pa u ndjerë nën rrezik, është shumë magjepsëse. Faqet e internetit ofrojnë një realitet joshës: të gjithë partnerët seksual janë tërheqës, lojërat janë emocionuese dhe është e mundur të fitosh të gjitha bastet. Përveç kësaj, të jep mundësinë e ikjes prej identitetit personal.

### SI KUROHET?

Kura përfshin trajtimin profesional, përdorimin e ilaçeve dhe përpjekjen personale. Psikoterapia ballë për ballë është shumë e dobishme. Ndërsa shënimi i shkaqeve që çojnë në përdorimin e tepruar të internetit dhe në largimin e individëve prej realitetit, luan një rol të rëndësishëm në drejtimin e psikoterapisë. Në internet, ka edhe faqe që japin edukim për pacientët dhe familjet e tyre, siç janë takimet në linjë direkte, grupet e diskutimit të përmirësimit dhe ndihma me anë të internetit. Megjithatë, në këtë pikë duhet bërë kujdes, sepse përdorimi i internetit ndërkohë që luftohet me varësinë ndaj tij, mund të çojë edhe në varësi ndaj kurës.

### A KA LIDHJE VARËSIA ME GJENET?

A është i varur çdo person që përdor alkool ose drogë? Përse disa persona që e provojnë alkoolin dhe drogën nuk krijojnë varësi ndaj tyre, e disa të tjerë po? Në bazë të studimeve që janë bërë, ka dalë në pah se disa persona janë më të prirë ndaj varësisë. Individët që posedojnë një gjen anormal për çfarëdolloj arsyeje, prodhojnë proteina anormale, gjë e cila çon në formimin e enzimave dhe receptorëve anormalë. Enzimat dhe receptorët anormalë që formohen, shkaktojnë çrregullim në neurotransmetuesit në shtigjet e trurit që çojnë në ndjenjën e kënaqësisë dhe shpërblimit. Si rezultat i kësaj, krijohet baza në aspektin e humbjes së kontrollit gjatë përdorimit të drogës apo diçka tjetër që çon në varësi. Për rrjedhojë, përdorimi i drogës nga individi që ka prirje të tillë gjenetike, nuk i hap rrugën vetëm çrregullimit kimik, por aktivizon edhe procesin që çon drejt varësisë. Individi që ka prirje gjenetike, është gjithmonë në rrezik në aspektin e varësisë dhe është si një minë me sahat. Nëse ndonjë ditë, për çfarëdolloj arsyeje, ky individ do të marrë ndonjë drogë, do të thotë se ai i ka hequr siguresën kësaj bombe.


KOPSHTI Aromë Trëndafili
Ju ofron:
Kushte bashkëkohore,
ushqim cilësor dhe të kontrolluar,
staf të kualifikuar.
Ju mirëpresim!
Trëndafili
KOPSHTI Aromë Trëndafili
Lagja Perash, Bulevardi Mehmet Pashë Plaku,
Pranë Xhamisë Perash, Shkodër
+355 67 47 39389

MEDRESEJA HAXHI SHEH SHAMIA SHKODER 1991

1 Staf arsimor cilësor

2 Kushte arsimore sipas standarteve të larta

3 Aktivitete sociale, kulturore dhe sportive

4 Klasa dhe laboratorë të kompletuar

5 Ambiente familjare në konvikt dhe cilësi në ushqim





# CIKLI FILLOR

*(djem dhe vajza)*

NGA KLASA E 1-RË DERI NË KLASËN E 5-TË

**Adresa:** Dega vajza, Lagjja: Perash, Rr. Mehmet Pashë Bushatlliu, Nr. 62 | Dega Djem, Lagjja: Lukuçesme

“Kjo është
rruga Ime e drejtë;
prandaj ndiqeni
e mos shkoni
rrugëve të tjera
që t’ju shmangin
nga rruga e Tij!..”

*(En’am, 153)*

ISSN 2227-3611